***Kasam I. ShAQIRVELA***

# *E BUKURA DhEUT*

## *(përralla të rrëfyera)*

Boblioteka: ***Rr ë f e j z a***
Redaktimi, korrektimi dhe lektorimi:Sh.B.“V E L A”
Recensent: Prof.Dr. Isak Shema

Ballina origjinale, është marrë nga fotoalbumi i Blerim Shaqirit; skulpturë që ndodhet në një muze në Egjipt. Paraqet qenin mitologjik që e ruan kopshtin me pallatin ku fle e Bukura Dheut.

Përrallat i kallëzoi: Atije Shaqiri

L i b r i m i: Autori
e-mail:kasamvela@yahoo.com
web faqe: www.kasamshaqirvela.com


**V E L A**

# *Përkushtim*

*Këtë libër, në shenjë kujtimi*
*dhe respekti, ia përkushtoj*
*nënës sime Atije Shaqiri,*
*e cila, me mbamendjen e saj*
*të shkëlqyeshme për trgime*
*e vjersha, me dëshirën e saj*
*për të na kënaqur sa më shumë,*
*qysh në fëmijërinë time të her-*
*shme, ma ushqente shpirtin dhe*
*imagjinatën me rrëfimin magjepsës*
*të përrallave të bukura që s'kishin*
*të mbaruar asnjëherë !*

*a u t o r i*

# PARAThËNIE

Përalla, në rrafshin artistik, do të thotë, në atë të përcjelles së mesazhit, përmes shenjës siç është për shembull *peshku i artë* tek një përrallë apo *molla e artë* tek përralla tjetër, e cila është ndërlidhje e botës reale me jorealen, e botës së vërtetë me atë të pavërtetë, qëndron mes errësirës dhe dritës, duke pasur funksionin e kundërvënies; aktiv dhe pasiv, paraqet të renë dhe të vjetrën, të mirën dhe të keqen, realen dhe jorealen etj.

Në kuptimin përshkrues të ngjarjes, përralla, paraqet përshtypjen që i kanë lënë njeriut të parë ndodhitë, kur ai sëpari herë është ndeshur me dukuritë natyrore, me botën bimore e posaçërisht me atë shtazore; veçanërisht me kafshët, me krijesat tjera si: përbindshat, divat, kuçedrat, zanat, hëzrin etj., që për atë ishin fenomene akoma të panjohura. Kjo është periudha kohore kur ky protonjeri fillon ta krijojë gjuhën primitive për komunikim; si një grumbull klithmash, pasthirmash lidhëzash,...., me fjalë tjera, fjalët njërrokëshe. Kjo, mbase ka të bëjë me kohën kur ai kalon nga forma e strehim-banimit në pyll; ndejtja nëpër drunjë, si dhe të ushqyerit e tij me lëndë druri, deri tek koha kur ai, fillimisht, zbret nga drunjët dhe strehohet nëpër shpella për ta mbrojtur qenien e tij fizke, e në kohën e mëpasshme edhe për të banuar në to. Këto janë përshtypjet e para nga krijohen imazhet në trurin e tij, nga ngjarjet reale që ndodhin në jetën e përditshme të tij, pra, në jetën e hominoidit.

Në rrafshin semiotik, në kuptim të studimit të saj, kjo gjini e prozës gojore, pra përralla, sipas Vladimir Propit, njërit nga studiuesit e përrallës mitike, duhet të zbërthehet në shenja strukturore, respektivisht morfologjike. Përralla si krijim tekstor duhet, paraprakisht, të ndahet në njësi primare. Ta zëmë, si rëndom fillimi i përrallës nis me: *Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një herë një bej, ai ka pasur një djal dhe një vajzë* i përrallës *"ËNDRrA E BEUT"* është një nga aksionet nistore pothuaj se në fillim të çdo përralle shqiptare. Këtu, njësitë gjuhësore siç janë beu, djali, vajza,....,janë të ndryshueshme, sepse mund të zëvendë-

sohen në përrallat e tjera me personazhe tjera, kurse njësia gjuhësore *ka qenë* është e përhershme; do të thotë e pandryshueshme. Pra, na del e qartë se mund të ndryshojnë personazhet e përrallës, përkundër situatës, gjendjes, veprimit, ndërmarrjes-aksionit, të cilat janë njësi të pandryshueshme.

Përrallat që e bëjnë këtë libër janë të njëjtat, si në pjesën e parë ashtu edhe në pjesën e dytë, vetëmse, ndryshojnë në mënyrë që, pjesa e parë paraqet variantin letrar, kurse pjesa e dytë i paraqet përrallat në variantin e rrëfyer origjinal, të shkruara në gjuhën e folur lokale, pra, të dialektit gegë, gjuhë kjo që flitet në katundin Gajre të Tetovës. Janë dy arsyet që, autorin e kësaj përmbledhje të përrallave, e shtynë t'i botojë në këtë formë, pra, në variantin e letrarishtes dhe variantin e popullorçes. E para është që të ruhet varianti i të folurit lokal për arsye vlerash gjuhësore e historike dhe mundësia e krahasimit mes tyre. Kurse arsyeja e dytë është, sipas mendimit tim, më e forta, pra, origjinalja, e cila si e folme e gjallë akoma edhe sot ruan në vete trajtat e vjetra gjuhësore. Këto trajta pasqyrojnë dukshëm lashtësinë e gjuhës së sotme shqipe në rrugëtimin e saj të pandalshëm drejt vazhdimësisë me gjuhën e vjetër protoshqipe(gjuha shqipe nistore apo pellazgjishte) që nuk është gjë tjetër veçse gjuha e të parëve tanë e ata s'do mend se janë "Pellazgët Hyjnorë" siç i quanin shkrimtarët e antikitetit.Kjo e folme, sot, ruan fjalë dhe forma të të shprehurit, të atilla, shikuar nga aspekti kohor, që janë më afër ngjarjeve dhe ndodhive reale të së kaluarës e që përshkruhen në përrallat shqipe. Ne nuk kemi ndërmend, në këtë parathënie të shkurtër, të bëjmë analizë të përrallës, vetëm se duam të bëjmë një parapërgatitje të lexuesit që ai më lehtë të hyjë në brendinë e përrallave të cilat rrëfehen në këtë libër. Pra i lehet lexuesit që, ai vetë, duke e lexuar përrallën në këtë përmbledhje, ta përjetojë atë duke e ndjerë veten se gjendet në një botë tjetër, ku përmes përjetimit ai doemos që futet në brendinë e ndodhisë me përmbajtje mitike, qoftshin ato momenet aktive apo pasive, në kohë e hapësirë, qoftë si protagonoist apo si vëzhgues. Dhe si rjedhim pra, njeriu primitiv nuk i ka sajuar përrallat, por vetëm se në kujtesën tij ai ka mbajtur kujtimin për ngjarjet në të kaluarën e largët, me një mbamendje të shëndoshë, ashtu si i ka gjykuar ai vetë ato.

Përrallat që përmblidhen në këtë libër mbajnë tema të ndryshme. Në to rrëfehen ndodhira e ngjarje që kryhen në kohëra të ndryshme. Por gjithashtu ato zhvillohen edhe nëpër hapësira të ndryshme gjeografike, madje madje edhe nën tokë, në sipërfaqen e tokës dhe detit, si dhe mbi tokë atje lart në etër, Si për shembull përralla e "*MIHIRIT* ", ku dalin në sipërfaqe shumë karaktere, vëhen në spikamë tiparet njerëzore të disa kategorive të njerëzve; tradhëtia bashkëshortore, mendjemadhësia, naiviteti por edhe vetëbesimi, shpirtmirësia, ndjenja për ta ndihmuar të pambrojturin, shpirtgjerësia; për sa i përket kavalierizmit etj.

Apo ajo e kapjes së filit(elefantit) te përralla "*Një GRUShT Një LUAN, Një ShPULlË Një MIJ ShPIRTRA"*, ku dhëndri i tre hajdutve në mënyrë të pavetëdijshme u futet avanturave të rrezikshme por në fund do fati e ai del fitimtar madje dhe ndikon në aspektin edukativ.Në të shumtën e rasteve, gjatë zhvillimit të ngjarjes, ndodhin ngritje dhe zbritje të situatave, Bashkë me këtë moment ngritet apo bie suksesi i protagonistit kryesor; korr fitore ai, apo përjeton humbje në luftën e tij të rreptë, luftë kjo, për ta menjanuar të keqen që i kanoset popullëtates së pambrojtur, ose të paktën familjes së tij apo edhe personalisht, vetë heroit të përrallës. në ngjarjet kur duhet patjetër t'i përmirësojë ose më mire të themi t'i vë në vend padrejtësitë(gabimet e qëllimta) që i bëhen, qoftë nga brenda, nga familja e vet siç është babai, njerka, vëllau, kunata ose nga rrethi më i largët, nga të huajt që i ka arrmiq. Si për shembull, tek përrallat, "*E BUKURA E DhEUT, ËNDRrA E BEUT, SI KËM KËËN, SI JËM BË, SI DË BËHEM",* apo në përrallat tjera si për shembull *P E K M E Z I* , *M B R E T I* , apo ndonjë tjetër ku përshkruhen dialogjet mes kafshëve, por edhe dialogje dhe ndihmesa të ndërsjella ndërmjet njerëzve, shpendëve dhe kafshëve.

Jo rrallëherë nxirret në pah vyrtyti pozitiv i njeriut me karakter të fortë,si që është *fjala e dhënë*,*besnikëria,amaneti*,*tradhëtia*, te përrallat "*Sh E I S M A I L I, TRINGAXhEL FATIKOL DIMISLIM* ". Madje në disa përralla zhvillohen ndodhira dramatike, e më rallëherë tragjike. Mirëpo, në shumë përralla, në fund kthehet energjia pozitive edhe tek njerëzit që fillimisht bëhen shkaktarë të vuajtjeve të të tjerëve si brenda anëtarëve të familjes së vet, si jashta rrethit familjar. Vetëm me një akt, siç është akti i pendimit të tyre,

ata e kthejnë ngjarjen drejt lartësimit apo zhvillimit pozitiv dhe, si rëndom, kështu triumfon e drejta mbi rrenën, e vërteta mbi të pavërtetën, e mira mbi të keqen. Me një fjalë, drejtësia që ishte spostuar nga veprimet e padrejta pra, nga padrejtësia, në fund të zhvillimit dramatik, i cili karakterizohet me plot frymëmarrje e frymëndalje, ajo vëhet sërish në vend!Shpeshherë ngjarjet rrjedhin vetvetiu, ashtu që, skenat ndërrohen papritmas, sikurse në film?! Ngjajnë veprime mitike, ndërmerren aksione mbinjerëzore madje kalohet edhe në botën imagjinare, Dhe, papritmas del skena e atillë, që shërben si një parapërgatije të gjendjes shpirtërore të dëgjuesit respektivisht përjetuesit të përrallës, i cili shpeshherë futet thellë në karakterin e heroit pozitiv,dhe për tu kthyer sërish mëpastaj në botën reale të tij.

Ky vështrim, ndonëse i shkurtër, ka prekur e theksuar gjërat thelbësore të një pjesë të vogël të një punimi, që në kuptimin e plotë të fjalës, do të thirrej "analizë e përrallës". Një gjë e tillë vendin e vet të vërtetë, s'do mend se do ta kishte në një libër të veçantë; tek një antologji e përrallës.

Shumë shkrimtarë, kanë patur fatin e mirë t'i dëgjojnë përrallat, që në moshën e hershme të fëmijërisë së tyre, edhe atë djetpërsë-drejtë nga gjyshi apo gjyshja e tyre. Aftësia e interpretimit kallëzimor apo rrëfimit të gjallë; mimikës së fëtyrës, gjestulacionit dhe lëvizjes së gjymtyrëve, ngritjes dhe uljes së zërit bashkë me ngjyrën natyrore të tij, që në vete paraqet një interpretim skenik të tipit të mbyllur, kanë lënë vragë të pashlyeshme në kujtesën e dëgjuesit duke ndihmuar e zhvilluar imagjinatën krijuese të tyre, njashtu siç lanë edhe tek unë rrëfimet magjepëse të nënës sime për përrallat që i kishte trashëguar edhe ajo nga gjyshja e saj, e ajo nga gjyshi i saj e kështu me radhë deri në burimin nismëtar, të cilat unë pas kaq vitesh i përmblodha në këtë libër modest, me një qëllim të vetëm, tua lë trashëgim të shkruar letrar e kulturor nga brezat që ishin, brezave që janë dhe breznive që do të vinë për të qenë!

Kasam Shaqirvela

# PJESA E PARË

# P Ë Rr A Ll A

(varianti i përpunuar dhe shkruar në
gjuhën letrare nga rrëfimi në dialektin gegë,
e folmja e fshatit Gajre, rrethi i Tetovës)

***prozë popullore***
***e treguar***

# VAJZA E BAHÇEVANIT

Ka qenë çka ka qenë. Ka qenë një herë një bahçevan. Ai ka pasur një bahçe të madhe me lloj lloj peme e druri, ka pasur edhe gjë të gjallë si lopë e dhen me një fjalë bagëti. Ka pasur edhe një vajzë shumë të bukur.Vajza e tij, çdo ditë ka dalur në bahçe edhe ka punuar. Një ditë prej ditësh kapërcen një djal i ri, edhe ki ka qenë i hijshëm. Ky djali kur kapërcen nga kjo bahçja e sheh këtë vajzën edhe i thot: -puna mbarë mori vajzë e bahçevanit, -borzilok mbjellësh, -borzilok ujitish, -sa gjethe ka borziloku. Kjo ia kthen dhe i thot, -kur do të më kallëzojsh ty se sa gjethe ka mali atëherë do të kallëzoj une sa gjethe ka borziloku. Edhe ky djali shkoi. Përsëri nesrit kur kapërcej nga kjo bahçja, e pa atë vajzën në bahçe duke punuar. Kur u afraua aty afër dhe i tha: -Oj vajzë e kopshtarit, borzilok mbjellësh, borzilok ujitish, sa gjethe ka borziloku. -Sa gjethe ka mali, sa yje ka qielli kur do të më kallëzojsh ti, atëherë do të kallëzoj edhe une se sa gjethe ka borziloku. Ky djali përsëri shkoi. Mirëpo u dashurua në këtë vajzën. Nesër prapë kapërcen pranë kopshtit edhe kur afrohet afër vajzës e pyetën përsëri. Oj vajzë e kopshtarit i thot, borzilok mbjellësh, borzilok ujitish, sa gjethe ka borziloku. Sa gjethe ka mali, sa yje ka qielli kur do të më kallëzojsh ti, atëherë do të kallëzoj edhe une se sa gjethe ka borziloku. Ky djali shkoi prapë. Por nuk është rehat. Po mendon se çka të bëjë, si të afrohet te kjo vajza. Vetë me vete tha do ta mbushi një shportë me pjeshka edhe do të kalojë nga bahçja e saj. Nesër në mëngjes e mori shportën me pjeshka dhe doli duke bërtitur: hajde pjeshka, hajde pjeshka. Kur e dëgjoi kjo vajza se shet pjeshka, ajo shpejt e shpejt doli përjashta sepse në bahçen e saj nuk kishte pasur të mbjellur vetëm se dru pjeshke. Edhe kjo e pyeti, sa i kie pjeshkat. Ky djali i tha si t'pajtohesh të të përqafojë një here do ta jap shportën me pjeshka. Vajzës i erdhi pak sa çudi por, i tha këtij djalit se, do të shkojë ta pyes nënën, e çka do të më thote nëna, ashtu do të bëjë. Shkoi dhe

i tha nënës së vet. Oj nënë, ai djali shet pjeshka! Po blej mori bijë i tha nëna. Po, i tha vajza, por, ai kërkon të më përqafojë. Po ani bre bijë e nënës le të të përqafojë. Pasi i tha nëna e vet kështu vajzës ajo shkoi dhe i mori pjeshkat, e ky djali e përqafoi një herë dhe iku. Të nesermen përsëri po kapërcen ky djali nga bahçja e kësaj, edhe kur e pa atë e pyeti. Oj vajza e bahçevanit i tha, borzilok mbjellësh, borzilok ujitish, sa gjethe ka borziloku. Sa gjethe ka mali, sa yje ka qielli kur do të më tregosh ti, atëherë do të tregojë edhe unë se sa gjethe ka borziloku. Mirë pra i tha ky djali, hajt peshka për peshka! Dhe shkoi. Kjo vajza u këndell shumë, dhe me atë mllef shkoi te babai i vet. I tha! O babë të më bësh një gëzof me këmborë. Babai i vet i tha, ani bre bija e ime, do ta bëjë. Pasi ia bëri babai gëzofin, ajo, e mori atë dhe shkoi te kasapi e i tha atij! A mund të mi gjeshë një palë mushkëri të forta me gjithë gabzherrin? Kasapi ia gjet edhe kjo ia paguajti dhe i mori ato e shkoi në shtëpi. Natën e veshi gëzofin u bë tebdil i mori mushkëritë edhe shkoi te konaku i atij djalit. Ky djali ishte duke fjetur dhe kjo i ra derës fortë dhe i dridhi njëherë ato këmborët. Djali u zgjua, e nga frika i ishte marrë zëri dhe pyeti, kush është? Kjo i tha, -"jam xhebraili". Po çka kërkon. Kam ardhur të ta marrë shpirtin. Aman, i tha, mos ma merr shpirtin, -pa e marrë unë dashnoren time. Mirë i tha xhebraili nuk ta marr, por eja një herë e dil përjashta dhe ec pas meje. Ky doli përjashta dhe po i shkon pas. Nuk e njeh sepse ishte natë. Kjo e çoi n'ahër ku, ky djali, aty kishte tridhjetë mushka. Ene kjo i tha, ti tani t'i përqafosh krejt mushkat nga një herë. Edhe ky zuri t'i përqafonte. Përqafo një mushkë, e kjo bjeri një herë me mushkëri kah vithet. Derisa i përqafoi krejt mushkat sa kishte në ahur. Pastaj kjo e lëshoi të shkojë në shtëpi. Të nesërmen, ky djali, prapë doli kah kjo bahçja dhe kur u afrue te vajza e pyeti. Oj vajza e bahçevanit, borzilok mbjellish, borzilok ujitish, sa gjethe ka borziloku? Sa gjethe ka mali, sa yje ka qielli kur do të më kallëzojsh ti, atëherë do të kallëzoj edhe une se sa gjethe ka borziloku! Përsëri i tha ky djali, hajt peshka për peshka. Edhe kjo ia ktheu, -hajt mushka për mushka! Ky djali u nervozua e tha vet me vete. -Ah bre, kjo paska qenë mbrëm! Dhe shkoi në shtëpi. Një ditë e çoi shkusin dhe e lypi këtë vajzën. Dhe sipas zakonit e adetit pasi ia dhanë shenjën e

fejesës(marhamën[1]), e caktuan ditën kur do ta marrë për nuse. Pas nja një jave shkoi ky djali dhe i porositi te terziu petkat e dhëndërisë. Pas nja dy ditësh kjo vajza u vesh si ky djali dhe shkoi te terziu e i tha: shiko këndej, ato petkat që i porosita t'i bëni hekura kuajsh dhe këmborë kuajsh!.

Mbas do ditësh kur shkoi ky djali për t'i marrë petkat e dhëndërisë te terzia, kur i pa, i kanë bërë hekra kuajsh edhe këmborë kuajsh. Po çfar keni bërë kështu u tha ai? Si çfar kemi bërë, po a nuk na the ty vetë që t'i bëjmë hekura bre djalë, i tha terziu! A nuk ishe para një jave dhe na the, ato petkat e dhëndërit që i porosita t'i bëni hekura kuajsh. Oh bre, unë i shkreti çka më ka ndodhur! E di kush ma ka bërë këtë, tha djali edhe shkoi. Kur erdh dita e dasmës ky djali i porositi gjellëtarët. Ata i vunë kazanat me mish dhe me gjellë për t'i zier. Pak më vonë erdhi sërish kjo vajza, ishte veshur si djali, dhe po i provonte kazanat se a ka krypë mishi. Secilin kazan çka e provoi, u tha gjellëbërësve. – Ej, po këto nuk paskan krypë! hiç nuk paskan?! Futni nga një grusht krypë të gjithëve! Tani, këto sipas urdhrit, krejt kazanave u futën përsëri krypë. Kur nga mbrëmja erdhi ky djalit te açajtë[2] e u thot gjellëtarëve, a e ziët mishin? Po e ziëm i thanë ata. Kur mori t'i provojë, çka me pa, helm të shëllirtë. Po çka u paskeni bërë me krypën bre! –Po ti na the tu futim akoma krypë se nuk kanë mjaft! –I thanë gjellëtarët. Këtij i ra ndër mend se kush ia ka bë këtë gjë. I hudhën gjellërat edhe mishin dhe sërish vunë tjetër mish. Të Nesërmen vjen dita që të shkojnë e ta marrin nusen. Mirëpo, kjo vajza, e dinte se çfarë do ta gjejë, dhe se, ky djali do ta vrasë atë. E mori darinë[3] e vet dhe e futi në çekmexhe. E bleu një kukull, e mbushi me tullup dhe me pekmez, edhe ia futi kukullës në bark, dhe vet hyri në krye të çekmexhes. Kur erdhën krushqit në mbrëmje, e morën nusen dhe e çuan te dhëndri. E futën n'odë të dhëndrit. Edhe tani do ta mbyllin dhëndrin me nusen. Hyri dhëndri n'odë. Kur hyri dhëndri n’odë edhe e mbylli derën. E mori një thikë sepse donte ta shpërthente këtë nusen se, ajo i kishte bërë shumë punë të liga.

[1] peshqir
[2] gjellëbërësit e dasmës
[3] pajën

Por, ky nuk e diktone sepse ajo ishte me duvak edhe llampa e gazit bënte shumë pak dritë. Ky dhëndri po e pyetën nusen, – i thot, - a ty ma bëre atë që t'i ngushi unë tridhjetë mushkat? Kjo i thot po, prej çekmexhes! Ky prapë e pyetën, a ty mi bëre petkat hekura kuajsh dhe këmborë? Kjo i thot,- po! Ky e pyetën, i thot a ty mi bëre gjellërat helm të shëllirta, që pastaj ne i hudhëm krejt kazanat? Kjo sërish i thot po. Edhe ky shumë i mllefosur e nxjerr thikën edhe ia ngulën në bark. Dhe si e shpërthen kukullën kinse është nusja e tij, e kësaj i del pekmezi prej barku dhe derdhet nëpër odë. Ky, kur e pa ashtu, tha me vete, –pa hajt ta provoj a e ka gjakun e ëmbël si ishte dhe vetë e ëmbël kur e përqafova! U afraua afër saj dhe e lëpiu pekmezin duke menduar se e lëpinë gjakun e nuses. Kur e shijoi tha, ah bre, edhe gjakun e paska pasur të ëmbël! Dhe menjëherë i ra pishman që e kishte therrur nusen. E n'atë moment dëshpërimi e nxori hanxharin dhe deshi që t'i bjerë vetës e ta vrasë vetveten aty për aty. Mirëpo, atëherë kjo nusja, kërcu prej çekmexhes edhe i tha: mbaje dorën djal se unë jam gjallë, nuk më ke therrur mua por kukullën! Dhe këto u përqafuan në shenjë pajtimi edhe e nisiën përsëri ahengun e dasmës, duke përjetuar një gëzim të ri, duke ia falur njëri tjetrit si dhe haruar të gjitha të këqijat që u kishin ndodhur gjer më atë kohë.

## Ë N D Rr A E B E U T

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një herë një bej, ai ka pasur një djal dhe një vajzë. Djali i është bërë për tu martauar. Një ditë beu i thot djalit. –Shiko me babën, çka do të shohësh ëndër kur do të biesh të fleshë, nesër në mëngjes kur do të zgjohesh të ma tregosh! Edhe djali bie për të fjetur dhe sheh ëndër se babai i tij i ngrihet prej vendi kur ai hyn nga dera, kurse nëna i nxjerr ujë me shtambë që t'i lajë sytë. Ky djali kur u zgjua në mëngjes nga gjumi, babai e pyti duke i thënë, -hë bre bir, a ke parë ndonjë ëndër? Po bre babë pashë një ëndër! Po çfarë pa bre bir? Po e pashë në ëndër, thot,

kur hyra nga dera ty mu ngrite në këmbë, ndërsa nëna më shtynte ujë që t'i lajë sytë. Beu u nervozua dhe iu kërtyl djalit dhe i tha: a unë do të ngrihem në këmbë ty bre pizeveng! -edhe e kapi shpatën ta prese djalin, mirpo ai iku e doli nga shtëpia dhe shkoi me një bjeshkë. Atje, tek një stan, e gjeti një plak me dhi e me dhen që kishte qenë pasanik i madh. Pasi e pranoi plaku djaloshin, ai ndejti nja tre a katër muaj me atë. Plaku u gazmua shumë si i erdhi ky djali. E uron dhe thot, shyqyr si të nxori zoti këndej pari sepse, axha i vetëm, isha mërzitur shumë. Dhe shyqyr që erdhe ty të më ndimosh sadopak axhës. Ky plaku ishte pasanik i madh, dhe një ditë prej ditësh djali e sheh se si plaku po ziente flori me një kazan të madh prej bakri. Mendoi djali me vete çka të bëjë dhe vendosi që ta fute gishtin e vogël të dorës në kazan, dhe iu bë gishti i verdhë me ar. Mirëpo u frikësua që mos ta shohë plaku dhe shpejt e shpejt e lidhi gishtin me një leckë. Kur erdhi plaku në shtëpi ia pa gishtin e lidhur djalit dhe kujtoj se e ka prerë, andaj e pyeti djalin. Çka i ke bë gishtit more bir i babës, a e ke prerë a? Jo bre babë nuk e kam prerë, por e kam vrarë pakëz. Po dale pak ta shoh baba, i tha plaku, dhe ia zgjidhi fashën. Kur ia pa gishtin, ai ishte krejt i verdhë. Pse e ke mbështjellur gishtin bre bir? Po e futa në atë kazanin që shkrije flori ty. Ai mu bë i verdhë, dhe unë u tremba prej teje se mos më qortosh prandaj e mbështolla me leckë. Ah bre, bir po si të duash, baba do t'i bëjë petkat krejt prej ari! Djali pa pritmas i tha, po, dua! Edhe ky plaku ia bëri krejt petkat të florinjta. Plaku e kishte një cjap të madh. Dhe, një ditë, ky djali shkoi me dhen e me dhi për ti kullotur. Duke i kullotur dhentë edhe dhitë po i thot, -o babë, pse nuk e presësh këtë cjapin e madh? Çka po ma raujsh i thot, sepse ai ësht më plak! Jo me babën nuk mund ta pres cjapin sepse, me pasur ndonjë zor për të ikur, ne i hypim cjapit e ky vrapon shumë shpejt dhe kështu na shpëton neve! Po si na shpëton bre babë i thot? A bre bir, thot plaku! Ne duke ikur me cjapin, e hedhim briskun mbrapa nesh, dhe bëhet kepa edhe s'mund të na mbrrijnë ato çka duan të na zënë! Po hasmi me i kapërcye ato kepat çfar bëhet? –pyet djali! Atëherë ne e hedhim krehrin edhe bëhet një mal i shpeshtë, e kur e hedhim pasqyrën bëhet një det i madh, askush s'na mbërrinë më.

Një ditë prej ditësh ky djali ia vjedh briskun, krehrin edhe pasqyrën këtij plakut, sepse ai kishte shkuar me dhentë edhe dhitë për t'i kullotur. Ky djali e merr kalin e plakut i hypën dhe ia nisë të ikë. Kur vjen plaku në stan, shikon se nuk është djali aty. Kur e hap sandukun nuk i ka as briskun, as krehrin as paqyrën. Ah bre, thot, paska ikur djali! Dhe pa humbur kohë e merr shpejt e shpejt cjapin, i hypën në shpinë, e hajt bir, e hajt bir duke vrapuar kur del në një fushë e sheh djalin duke ikur me kalë dhe i thirrën: O…o ndalu bre bir bre, ndalu! Djali kur e dëgjoj zërin e plakut e ktheu kokën prapa dhe e pa se po i afrohet plaku me cjapin, e nga frika se mos po e arrin dhe e kap, ai, atëherë e hudhi briskun, dhe u bë mbrapa tij kepa të mëdhenj.Vetë largoi me kalin.Derisa i kapërceu plaku me cjapin kepat, ky djali me kalin shkoi shumë largë. Mirëpo cjapi ngarendte shumë shpejt dhe përsëri iu afrue djalit. Plaku sërish i bërtiti, O...,prit bre bir të t’shoh një herë! Djali duke menduar se po e arrin plaku, e hodhi krehrin dhe prapa tij u bë një mal i shpeshtë sa s’bëhet. Prapë largoi djali përderisa e kapërceu malin cjapi. Kur e kapërceu malin cjapi u lëshua në të katrat dhe përsëri e mbërriti kalin. Kur e pa djali se plaku do ta mbërrijë, ai e hudhi pasqyirën kështu që u bë një det i madh. I pakapërcyeshëm. Kur e pa plaku se nuk do ta arrijë dot më, i tha: O biri i babës, ma bën hallall babës bre bir, se më le vetë, dhe pastaj ktheu prapë në stanin e vet. Djali heci e heci derisa mbërriti te vendi i vet. Atje Beu e kishte bërë një hendek të madh dhe kishte thënë se kush do ta kapërcejë hendkun do ta marrë cucën e Beut. Ky djali shkoi te një shtëpi e jevgut dhe ia mori petkat e tij edhe i veshi e u bë tebdil si jevg. Petkat e veta të florinjta i fshehu, i hypi kalit e shkoi ku ishin mbledhur plot djem që donin ta merrnin vajzën e Beut. Mirëpo asnjëri nuk e kapërcente dot hendekun. Ky djali i hypi kalit dhe i dha një thupër “zhrrap” dhe kali u lëshua më të katërtat, e kur erdh te hendeku kërceu dhe e kapërceu atë. Në atë çast krejt ata që ishin të pranishëm filluan të thuan, jevgu e mori vajzën e Beut bre, e mori cucën e Beut! Beu u nervozua shumë pse jevgu ta merr vajzën time. Ai dha urdhër ta dërgojnë atë te konaku i vjetër me gjithë vajzën. Kur i dërguan këta dy atje, atëherë ky djali që ishte veshur si jevg i kallëzoi vajzës së beut e i tha: unë jam vëllau yt, dhe ia tregoi punën si i kishte ndodhur pikë e për pe.

Beu bëri darkë dhe e thirri dhëndrin me gjithë vajzën e vet në darkë. Kur erdhi dhëndri edhe hyri kah dera me vajzën e Beut, Beu u çua në këmbë e ia dha dorën dhëndrit të veshur si jevg, dhe pastaj kur u ulën të hanë darkë, nëna e vajzës i qiti ujë për t'i larë dhëndri duart. Mbasi e hëngrën darkën e ia nisën muhabetit, djali u çua dhe i hoqi petkat e jevgut dhe kur doli me petka të florinjta, beu u çudit?! Edhe e pyeti dhëndrin, si qenka kjo punë kështu? Po ky i tha une jëam djali yt! A e mban mend kur të thashë se kam parë një ëndër ku ty mu çove në këmbë kurse nëna më qiti ujë t'i lajë duart, e ty atëherë vrapove pas meje me shpatë. Unë nga fika se mos të më presësh, ika e shkova në bjeshkë. Atje rastisa te një plak në një stën. E ai ishte i vetmuar dhe më ka pritur e shikuar më shumë se sa djalin e vet. Mi bëri petkat e florinjta. Dhe djali ia kallëzoi babës së vet krejt punën se si i kishte ndodhur. Beu u gazmua shumë se i kishte ardhur më në fund djali gjallë e shëndosh dhe, sërish bëri dasëm edhe e martoi djalin duke bërë një dasëm të madhe, me aheng e "dëndëne", e me gosti, e hajde more ku je! Përralla n'shkallë, shëndeti i fëmijëve n'ballë.

—

# M B R E T I

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një djalë me nënën, ato kishin qenë shumë fukara. Një ditë djali i thot nënës së vet: -oj nënë, un do të shkojë në kurbet të fitojë para. Nëna i thot, –ani be bir, shko! Edhe ky djali niset për në kurbet. E merr udhën hajt, e hajt nëpër fuësh e nëpër mal, udha e gjatë duke ecur udhës e zu nata mirpo atyi rreth udhe e sheh një mulli, edhe ky kthen te mulliri. Mbledh dru edhe e kallën një zjarrm t'madh. Ngrohet sa ngrohet, kalon një kohë e bëhet vonë. Thot vet me vete, hajt se u bë vonë, ma mirë t'hy brenda në mulli. Pasi që dera e mullinit ishte e mshelët, ky hyn brenda për hatullat e mullirit edhe bie e shtrihet në tavan të mullirit. Duke ndenjur aty,kur te vona mbas një kohe, vjen arusha. Kur e sheh arusha zarrmin, –thot, me at zërin e trrashur, –paskan

kall një zjarrm të madh! Paska kapërcyer ndonjë udhëtar këtu pari. Arusha unlet për tu ngrohur. Mbas pak kohe ia mbërrin dhelpra. E sheh zjarrin edhe arushën afër zjarrit e i afrohet dhe i thot –mirmbrëma ari, po çka bën ty ktëu? Ai i thot, –ja po ngrohem! E pyetën dhelpra i thot, –pse e paske kallur gjithë këtë zjarm të madh? Arusha ia kthen, –thot, –jo unë po udhëtarët e kanë kallur për tu ngrohur. Duke bërë muhabet këto, kur mbas pak ia mbërrijti edhe ujku. –Mirmbrëma ari, tha ujku. –Çka bëni këtu? –Po rrimë e po ngrohemi! U ul edhe ujku e po ngrohen. Duke u ngrohur e duke u kujtuar, ujku i thot arushës, –çka ke ari që kujtohesh? –Kujtohem, –thot ariu, –dovleti ka një saraj t'vjetër. Te themeli i sarajit ka një man t'vjetër e n'rrënjë të tij ka një kazan me florinj. Shkoj e shoh secilën herë a e kanë nxjerrur a jo.Edhe dhelpra thot: Unë e kam gjetur një janxhik[4] ndër udhë, e tërheq ta shtijë në shpellë por është shumë i rëndë e s'e tërheq dot se është i mbushur plot me lira. Po ti ujk, pse kujtohesh? –Un kujtohem se dovleti ka dhen shumë, por e ka një qen të keq sa që asnjë dele s'ia marr. Mirëpo dovleti është i sëmurë. T'ketë dikush t'ia vrasë qenin e me gjakun e qenit t'ia lyejë sytë, atëherë do t'i shërohen sytë dovletit.
Ky djali e dëgjoi muhabetin që e treguan arausha, ujku e dhelpra. Kur u bë mëngjes e filloi të agojë, këto shkuan. Djali priti deri sa doli drita mirë, dhe zbriti nga hatllat e mullirit dhe doli përjashta. Sa doli nën udhë e gjet janxhikun me lira. E mori, e vu n'krah dhe u nis për udhë.Duke ecur e takoi bariun me dhentë.Qeni zu të lehë. Ky i bërtiti bariut, –ej mbaje qenin se do t'më hajë. Jo,jo nuk t'ha! –Po ec teposhtë, i tha ky djali bariut. Ene ai erdhi rreth udhe, e ky i tha, –sa ma shesësh qenin. –Jo bre, nuk e shes, se po mos ta kem këtë qen, unë nuk kam dhen! Uku mi ha krejt dhentë Hë bre, se do t'japë sa të duash lira, veç ma shit qenin. Jo, nuk e shes! Hë se do ta jap një janxhik me lira. Kur e pa janxhikun bariu, ja dha qenin, dhe e mori janxhikun me lira. Ky djali e merr qenin dhe sa del pak më tutje, sa largjon,e therr qenin dhe me një shishe futën pak gjak. E mshelën shishen edhe e futën në strajcë. Shkon n'qytet e fillon t'bërtase,–doktor i ri,doktor i ri që shëron sy. E dëgjojnë rojet e mbretit. I trgojnë mbretit, ai u thot shpej t'ma sjellni këtu. Zbresin

[4] strajcë lëkure

rojet e kapin djalin, i thuan, –dovleti t'kërkon! dhe ky shkon e hyn brenda n'hazne t'mbretit, ku, e sheh dovletin ulët n'fronin e vet. I thot,–mirdita baba mbret, për hair, çfarë ke?Ai i thot, –jam i smurë qe sa vjet nuk shoh!Më dhembin sytë.E ky e qet shishen prej strajce e ia lyen sytë mretit me gjakun e qenit. Kur ia lev njërin sy, ai iu çel, ia lev edhe tjetrin edhe ai iu çel, kështu ia shëroi të dy sytë. Edhe dovleti krejt qejf i tha:çka do ti prej meje që mi shërove sytë. Çfarë dhurate do të t'japë, se qe dhjetë vjet unë jam pa sy. Djali i tha:–s'dua kurgjë, po nëse mundet t'ma japësh atë sarajin e vjetër? Dovleti ia dha sarajin e vjetër. Ky djali e prishi murin, te rrënja e manit e gjet kazanin plot me flori. Edhe Mbreti ia dha një mushkë me flori e ky i bëri dy mushka;e ngarkoi floririn dhe shkoi në shtëpi t'vet.U bë pasanik, bollëk plot.Mairëpo n'kojshi një grua me burrin e vet ishin shumë fukara.Një ditë shkon kjo gruja dhe e pyetën nënën e këtij djalit.–Mori shoqe, ku u bë djali jot kaq zengjin aman të m'tregosh.Kjo i tregoi, i tha,–djali im u bë zengjin te një mulli.Ka shkuar atje, çka ka dëgjuar aty ka punuar edhe a bë zengin.U çua nesrit burri i gruas së komshiut,e gjet mullirin,e kalli një zjarrm,u ngroh sa u ngroh dhe pastaj hyri n'mulli. Mairpo ki nuk hypi n'hatulla po hini n'sanduk t'miellit. Mbas një kohe erdh arusha, u afrua te zjarrmi. Duke u ngrohur erdhi edhe dhelpra e pas asaj erdhi ene ujku. Duke u ngrohur e duke u kujtur. Dhelpra e pyeti arushën,çka ke ari që po kujtohesh?Si mos kujtohem,–thot, ka kisha shpresë te saraji i vjetër ma kishin prishur edhe kazanin me lira ma kishin marrë.Dhelpra tha po edhe mua janxhikun me lira ma kishin maarrë,andej ujku tha:unë u kënaqa, përditë ha dhen.Ia kanë vrarë qenin dovletit e s'ka kush t'më ndalë.Arusha u zemë-rua e tha: ah, na ka dëgjuar neve ndokush këtu!Dhe si u ngrijtën e si t'i hyrën derës së mullirit, e bënë copë me copë. Kërko andej kërko këndej, nuk gjejnë gjë.Mirëpo arushës i kujtohet dhe shkon drjt te sanduki i drithit, një t'rrame sandukut me shputë, e then kapakun. Atij njeriut prej frike i shkuan pordhët varg.Edhe një herë i rra sandukut dhe e theu. E morrën njeriun dhe thanë: –ky na paska dëgjuar, e si ta zunë, e bënë copë me copë, mbasi e mbytën shkuën në mal. Këto në shtëpi, prit një ditë prit dy ditë s'ka.U bënë një javë burri nuk erdhi. Kjo gruaja e komshiut shkoi te djali dhe e pyeti, i tha, –burri i im nuk ka ardhur qe një

javë si ka shkuar te mulliri. Djalit iu kujtua se atje ka egërsira, dhe atë e kanë hëngër ato. Ky djali mblodhi disa shokë dhe shkuan te mulliri. Kur mbërrijtën aty, ia panë teshat krejt gjak, dhe ia gjetën copat e u erdhi shumë keq, po s'patën çka të bëjnë e u kthyen n'shtëpi. I treguan gruas me keqardhje se burrin ia kanë ngrënë egërsirat. Masalla n'shkaall shëndeti n'baall.

—

# E BUKURA DhEUT

Ka qenë çka ka qenë, na kishin pasë qenë një herë tri motra, të triat kishin pas qenë të pamartuara. E madhja, –thot, –të më di mua mbreti më merr për grua sepse unë ia veshi krejt ushtrinë me një kut shajakë! E dyta –thot, –të më di mua mbreti më merr për grua për shkak se unë me një pogaçe të madhe ia ngopë krejt ushtrinë. E treta, më e vogla, –thot, –të më di mua mbreti më merr për grua se, unë i bëj një djalë dhe një vajzë me yll në ballë e me hënë në krah të djathtë, dhëmbët prej inxhie e flokët prej mëndafshi! Dikush duke kapërcyer nga shtëpia e tyre që ndodhej pranë udhës, i kshte dëgjuar tek bisedonin të tria motrat, edhe i kishte treguar mbretit. Dhe mbreti çon shkues dhe e lypën motrën e madhe për nuse. Kur e merr atë në shtëpi dhe i thot, –tani dua që t'ma veshësh ushtrinë me një kut shajakë. A padishah! –thot, –po a veshet gjithë kjo ushtri me një kut shajakë. Mbreti e nxjerr nga saraji dhe e dërgon hyzmeqare në një konak.
Pastaj e lypën motrën e dytë. Mbasi e merr në shtëpi edhe i thot: –dua të ma ngopësh ushtrinë me një pogaçe. Edhe kjo e dyta ia kthen, –a padishah, i thot, –po a ngopet gjithë kjo ushtri me një pogaçe? Edhe këtë e çon hyzmeqare në një konak.Tani mbreti çoi dhe e lypi për grua motrën më të vogël të tyre. Mbasi bëri dasmën e mori këtë të voglën. Kjo si kishte thënë, ashtau, mbas një viti i lindën një djalë dhe një vajzë, me yll e me hënë në krahun e djathtë, dhëmbët prej inxhie e flokët prej mëndafshi. Mirëpo këto dy motrat ma të mëdha kur e shohën motrën e vet edhe qesëndisen

se kjo i bëri ato çka pati thënë. Shkuan dhe ia vodhën foshnjat. I futën me një sënduk dhe i hudhën në lug të mullirit. Shpejt e shpejt e gjetën një kudër me këlyshë, ia marrën dy këlyshë edhe ia fusën në shtrat. Kur vjen mbreti që ta shohë gruan, e pyetën, ku i ke, i thot ty, një djal me një vajzë që mi ke premtuar? –Po nuk e di i thot gruaja, –unë i bëra po nuk i kam, thot, tani në shtrat! –Mi kanë marrë. Mbreti nervozohet e duke menduar se gruja e tij rrenë, u thot hyzmeqarëve ta marrën dhe ta futin në një sënduk edhe ta mbulojnë me gurë. Ashtu që, kushdo që të kalojë aty pari ta pështyejë si dënim për rrenën që e kishte sajuar.

Ndërkaq, mullisi duke e bluajtur drithin i ndalet mulliri. Ujë ka por qarku i gurit të mullirit nuk e rrotullon gurin e mullirit. Kur hypi mullisi ta shohë qarkun, e pa një sënduk. E kapi sëndukun e pa se ishte i rëndë dhe kur e çeli i pa dy foshnja, edhe i merr, e i çon në shtëpi te gruaja e vet.Mirëpo edhe gruaja i kishte lindur një vajzë. E ky i tha gruas, –oj grua, a do t'i rritësh edhe këto dy foshnjat që i kam gjetur në lug të mullirit? I kishte hudhur në një sënduk ndokush, gjynah prej zotit. –Ani, si jo do t'i rauj, i tha gruaja. Ku do ta ushqejmë fëmijën tonë do t'i ushqejmë edhe ato dy.

Kaloi një kohë e gjatë u rritën ato e u bënë të mëdhenj.Një ditë cuca i thot nënës vet, –oj nënë, ty, ato dy i do më shumë, e mua nuk më do dhe aq?! –Jo mori cuca e nënës, nuk i dua ato më shumë e ty më pak. E si t’i dua ato më shumë se sa ty kur ty të kam vazë me të vërtetë, e ato babai i yt i ka gjetur në lugun e mullirit, i kishin hudhur me një sënduk. Mirëpo kjo vajza tjetër i dëgjoi këto nënë e bijë tek bisedonin dhe se çka thanë, edhe i kallëzoi vëllaut të vet. I tha, –o vëlla ne nuk jemi të mullisit por, ai na ka gjetur neve në lug të mullirit, po hajde ne të ikim prej këtu! Edhe, pasi e biseduan bashkë, vendosën të largohen prej aty. Këto ikën e shkuan me një vend larg, në një ma.Atje mbaruan një shtëpi. Një ditë i merr vesh një shtrigë dhe shkon tek ato e i thot asaj vajzës, –o mori bijë sa mirë qenke këtu si në parajsë qenke, në këtë natyrë të bukur. Megjithatë të mungon diçka prandaj, t’i thuash vëllaut tënd, të shkojë e ta vjedhë një bilbil me gjithë kafaz, por mos i kallëzo vëllaut se unë të’ kam thënë, dhe shkoi shtriga.Kur vjen vëllau në shtëpi e sheh motrën se rri e vrenjtur. Edhe e pyetën, çka ke bre motër çë po rri vrenjtur? Përditë ke

qenë mirë e sot rri e mërzitur?! Kjo i thot, –po bre vëlla, ty çdo ditë del dhe shëtitesh nëpër bjeshkë e, unë rri e mbyllur vetë këtu në shtëpi gjithë ditën e lume! Po çka do bre motër i tha vëllau? –E dua një bilbil prej atyre të mbretit, ta marrësh me gjithë kafaz! –O, mori motër i tha vëllau, po kush mund të shkojë në bahçe të mbretit? Nesër vëllau u çua herët e shkoi në bahçe të mbretit edhe e vodhi një kafaz me gjithë bilbilin edhe ia solli motrës. Ai bilbili këndonte me lloj lloj zërash hiç pa u ndalur. Mbas një jave erdhi prapë ajo shtriga plakë e i tha kësaj vajzës, –a e sheh sa mirë të mësova unë, ta ka sjellur bilbilin e ty nuk mërzitesh vetë, tani kënaqesh duke e dëgjuar bilbilin! Por tani, do t'i thuash vëllaut tënd që, të shkojë e ta marrë të Bukurën e Dheut! Edhe kur erdhi vëllau e pa motrën prapë të mërzitu. E pyeti, –çka ke bre motër çka rri e vrenjtur? Bilbil më kërkove, atë ta sjella, çka ke tani? –Po bre vëlla ashtu është, por,dua ta marrësh edhe të Bukurën e Dheut. Ah bre motër, –po nuk e di ku është e Bukura e Dheut, nuk e gjej dot unë! Motra ia tregoi se ku ndodhet e Bukura e Dheut sipas asaj që i kishte treguar shtriga e plakë. Nesër në mëngjes, herët, u nis vëllau. Hajt, hajt, ec e ec, shkoi ta gjente të Bukurën e Dheut. Duke ecur, kur papritmas pa me një mal, një dritë. Te ajo drita kur u afrua, e pa një shpellë. Kur u afrua dhe shikoi brenda, aty e pa nënën e divave. Ajo e kishte njërin gji sa një tenxhere, të madh. Njërin gji e kishte para tjetrin mbrapa shpine. Kur hyri brenda në shpellë ky djali i tha: oj nënë a ngrohesh afër zjarrit? Ajo ia kthen e i thot, –o bre bir, ty më paç bërë mua nënë e unë të paça bërë ty bir. Nëna kam dymbëdhjetë diva, E kur të vijnë divat këtu e të të gjejnë ty, ata do të hanë prandaj duhet që të të fshehi sa më shpejt mos të të gjejnë divat. Kur erdhën divat, sa hyrën në shpllë i thanë nënës vet, –oj nënë sikur vjen erë njeriu? –Jo bre birat e nënës, juve ju vjen era që keni hëngër ditën. Edhe njëri div e mori kazmën dhe gop e gop rrëmon. Oj nënë vjen era njeri? Jo bre bir juve ju vjen era që keni ngrënë ditën! Duke u marrur vesh këto me nënën e vet se a ka njeri apo nuk ka në shpellën e tyre, u bë mëngjes. Agoi dita e doli drita edhe divat dolën përsëri në mal. E nëna e divave e nxori këtë djalin, ky kur doli i tha: –oj nënë unë dua ta marr të Bukurën e Dheut. –Ah bre bir, po pse nuk më the

mbrëmë! Ma mirë të të kishin ngrënë djemt e mi, sepse, kush shkon te e Bukura e Dheut bëhet gur!
Mirëpo djali kishte vendosur që ta merrte të Bukurën e Dheut dhe për këtë arsye nëana e divave ia tregoi rrugën se si duhet ta merrte atë. –E para herë, kur do të arrijsh në atë qytet, – do të shohësh një furrë. –Po ty mos të rrehesh e të hashë bukë prej saj, por do ta marrësh në dorë e do ta lëmosh e do t'i thuash: –o moj bukë sa e mirë qenke! Ma poshtë do të shohës dy çezma, njëra rrjedh qelb e njëna rredh gjak, –ty mos u gërdit por laj duart edhe vazhdo e ec ma tutje e do të mbërrijsh te dy dyer. –Njëra është e hapur e njëra është e mbyllur, ajo që është e hapur mbylle! –e ajo që është e mbyllur hape! –Dhe kur do të shkosh në fund të shkallëve, aty ka një ujk që ha bar dhe një dash që ha mish.–Ti merre barin e hudhja dashit kurse mishin jepja ujkut! –Kur do të hypësh në krye të shkallëve do të shohësh brenda në odë fle e Bukura Dheut, flokët e gjata i ka lëshuar nëpër odë, te koka ka një çibuk., – ti merre atë çibukun dhe bjeri pak në kokë, e asaj do t'i dalë gjumi?!
Ky djali shkoi dhe i bëri krejt ato veprimet që i tha nëna e divave. Kur hypi te oda e të Bukurës së Dheut kur e pa atë se flente, shkoi dhe e mori çibukun dhe i ra, "tak tak" ngadalë! Ajo nisi të folë dhe thot, –prite furrë! –sën e pres se ma ka lakmuar bukën! I thot, –prite çezëm ! –s'mund ta pres ! –prite çezma tjetër ! –s'mund ta pres se i ka la duart ! Kjo thot prapë, –prite derë ! –s'mund ta pres se m'ka mbyllur ! –Prite ujk ! –s'mund ta pres se ha mish ! –Prite dash, –s'mund ta pres se ha bar ! –prite çibuk! –më ka në dorë! –Ah, thot, si më more edhe i çelën sytë ?! Edhe u çua e Bukra Dheut dhe iu dorëzua këtij djalit. E Bukura Dheut i mbushi mushkat me flori edhe u nisën të shkojnë në shtëpinë të këtij djalit. Duke shkuar udhës për në shtëpi, djali i pa do njerëz që ishin bërë gurës, bashkë me lodrat e me surlet sepse ata kishin qenë krushq. Ky djali e luti të Bukurën e Dheut e i tha, –fryj këta gurzit të bëhen njerëz! –s'mund i fryj tha, se, ata bëhen njerëz edhe të mbytin ty dhe më marrin mua! –Por kur do të largohemi ne atëherë do t'i fryj. Kur u larguan këto dhe mbrrijtën në krye të malit, atëherë i fryni kjo e ata u bënë njerëz e ia nisën lodrave edhe surleve e hinën në konak të saj. Ndërsa djali me të Bukurën e Dheut mbërrijtën te shtëpia e tij. Atje u doli para motra e tij dhe i

priti e i mori ngrykë dhe u gëzua shumë. Pas nja dy ditëve, e Bukura Dheut i tha burrit të vet, –ty do të shkosh në kafene të mbretit dhe do të pishë kafe! –Kur do ta pishë kafenë, në filxhan do t'i lëshë një grusht lira edhe dil prej kafenesë! I dha një strajcë me lira edhe ky shkoi në kafene të mbretit dhe porositi një kafe. Mbasi e piu kafenë u çua të shkojë dhe la një grusht me lira për kafenë dhe doli. Kafexhiu kur erdh ta marre filxhanin i pa lirat dhe bërtiti, –ej kush qe ky bre, kush qe? Nesër erdhi prapë ky djali edhe e porositi një kafe. Dhe kur doli përsëri i la një grusht lira edhe shkoi. Kafexhiu sërish bërtiti, –kush qenka ky njeri bre? E n'atë çast hyri mbreti në kafene dhe pyeti, –kush qe ky djal? Këta thanë, –s'e dimë baba mbret. Ky u tha që nesër po të vijë prapë ta zeni këtë njeri që po hy në kafene time. Kur u kthye në shtëpi ky djali, gruaja i tha: shiko, nesër do të zënë ty kur do të dalësh prej kafenesë, por, kur do të pyesë mbreti kush je ti? Ti thauj, aman baba mbret, unë nuk e di se sa shkon kafja në kafene të mbretit. Si t'duhet më shumë lira do të paguaj hala, në mal jam lindur në mal jam rritur, nuk e di sa shkon kafja e mbretit. Por, dua të më vish me ushtrinë tënde mysafir në shtëpinë time. Të nesërmen ki shkoi dhe piu kafe si më parë, kur u çua, e la një grusht me lira edhe nisi të dalë. Kur bëri të dalë, ja tek hyri mbreti me rrojet edhe e kapën këtë. Mbreti i tha, –kush je ti që hin në kafene të mbretit?–Aman baba mbret nuk e di se sa shkon kafja në kafene të mbretit? Po të jetë nevoja do ta paguaj hala.Nuk e di sa shkon kafja e mbretit, në mal jam lindur, në mal jam rritur.Po kam dëshirë mbas tre ditëve të më vish mysafir te unë me gjithë ushtrinë tënde. Edhe dolil prej kafenesë e erdhi në shtëpi t'vet. Mbas tri ditëve shkoi mbreti te ky djali me gjithë ushtrinë.Këta ishin veshur që të tre si djem kurse janë vëllezër dhe i dolën para mbretit e pritën. U bëri drekë, dhe peshqesh ua dha nga një sahan floriri me nga një lugë floriri. Mbreti kur doli i tha: –edhe unë kam dëshirë që të më vish mysafir në sarajin tim! Ah bre baba mbret, po unë kend do ta marr veç lisave të malit? S'kam tjetër, ne jemi tre vllezër. Mbas disa ditëve edhe këta shkuan te mbreti. Po e Bukura Dheut i kallëzoj se te dera është nëna jote. E kanë futur me një sënduk.Kush hyn e pështynë, kush del e pështynë. Kur do të hymë ne, unë do ta pështyj,edhe motra jote do ta pështyjë, por ty mos e pështij se ty

nuk ta fal dhe s'ta bën hallall. Por ty zbrit nga kali dhe lakmoe e thauj, oh nënë loçkë, ku të kanë futur. Ty kur do ta lëmosh nënën në fëtyrë, atëherë mbreti do të zemërohet, atherë edhe kali do të hingëllojë e do të dridhet konaku. Atëherë mbreti do të pyesë. Pse se keni ushqyer kalin? Përse si keni dhënë tagji kalit? Ty do t'i thuash, aman baba mbret, kali im nuk ha tagji, ai do të pyesë çka ha kali yt? Ty do t'i thuash, kali im ha mish e oriz! Ai kur do të thotë, po a ha kali mish e oriz?Atëherë une do t'i përgjigjem. Këta i hypin kuajt edhe hajt, e hajt shkojnë, kur mbërrijnë te dera e konakut, e Bukura Dheut e pështynë pak, edhe vajza sepse e dinte se e kishin nënë, edhe mbretin babë. Kur arriti djali, e ndali kalin edhe i zbriti e u afrua te sënduku. E lëmoj nënën edhe i tha: o nënë bre loçkë ku t'paskan shty, atëherë nënës i shpërthyen lotët, e atherë hingëlloi edhe kali dhe u dridh konaku. Mbreti ishte zemëruar shumë, përse ta prekë ky gruan time për fëtyre. Edhe mbreti i zemruar tha pse si keni dhënë tagjii kalit. –Aman baba mbret, kali im nuk ha tagji por, ha mish e oriz! A ha kali mish e oriz tha mbreti? Atëherë foli e Bukura Dheut dhe tha: –a bën gruaja këlyshë? Mbreti u çudit, dhe u pyet vetë me vete.–Vallë çka po ndodh tani? E Bukura Dheu i tha,–Ja ku i ke bijt e tu! ashtu si ka thënë edhe i ka bë, –me yll e me hënë në krah edhe dhëmbët prej inxhie dhe flokët prej mëndafshi! Porse tezet prej xhelozisë ia kanë vjedhur edhe i kanë hudhur në lug të mullirit. E, i ka gjetur mullisi dhe i ka marrë e i ka rritur!Kur e hoqën këmishën, atëherë, ua pa mbreti n'krah yllin dhe hënën edhe u besoi e u bind. Shpejt e shpejt urdhëroj ta nxjerrin gruan prej sëndukut. E lajnë dhe e pastrojnë, e veshin si mbretëreshë, kurse këto të dy tezet i marrën dhe i lyejnë me gaz edhe i djegën të gjalla aty në obor. Kurse kjo foli e tha: –Unë jam e Bukura Dheut! Thot, –askush s'më më ka marrë deri tani,vetëm djali yt ka mundur të më marrë! Mmbreti bëni dasëm të madhe se e martoi djalin, të cilin nuk e kishte parë kurrë më parë, as dhe kur kishte qenë foshnjë. Edhe nënës i kthehet respekti dhe i kërkohet falje për padrejtësinë që ia kishin bërë me intrigat e motrave që ishin ziliqare. Këtu përfundon përralla bashkë me vuajtjet e nënës së ngratë.

—

# F A T E T

Kishte qenë çka kishte qenë, na kishte pasë qenë një herë një pasanik. Një ditë prej ditëve ky pasaniku del të shëtitë. Hajt, hajt e del kah mali. Duke ecur mberrinë në bjeshkë. Aty e sheh një njeri duke pre thupra.Thupra lejthije. –Puna e mbarë bre shok, i thot. –Mbarë paçë i përgjigjet ai. Çka bën kështu ty? –Unë pres thupra i thot ai. –I bëj fatet bashkë. –Po mirë thot ky, –po cuca ime kënd e ka fat? –E, cuca jote thot ai, e ka fat djalin e çobanit çka do të lindë sonte. Edhe ky vazhdoi udhën dhe doli në bjeshkë. Kur e pa një stan, dhe u nis e shkoi drejt te stani.Kur e pa çobani, iu bë qejfi shumë se na ka ardhur një mik.Shkoi dhe preu një dele edhe e bëri darkë. Hëngrën e pinë dhe bënë muhabet, e dikur më vonë ranë të flenë. Kur u ngritën në mëngjes, çobani ishte krejt qejf sepse, i kishte lindur një djal. Edhe i tha mikut, –o mik, na paske ardhur me këmbë të mbarë bre mik! Më ka lindur sonte djalë, më ka lindur thot. Për hair të qoftë, e jetëgjatë qoftë, i thot miku. Këto bënë sillë e hëngrën dhe bënë zijafet. Mirëpo ky miku u thot, –a ma jepni mua djalin se s'kam unë djalë? Çobani shkoi dhe e pyeti gruan e i tha. –Oj grua, ky miku na e kërkon djalin t’ia japëm? Gruaja i tha burrit, –ani bre njeri jepja!Ne jemi të rinj, do të bëjmë cullë tjerë kurse këtë po ia japëm këtij se ky i shkreti s’paska fëmijë. Miku ndejti edhe një natë, e nesër në mëngjes u ngrejt dhe e mori djalin lirrek,edhe doli beshkës për të shkuar në shtëpi të vet. Kur arrijti te mali, dhe sa hyri n’mal, ia nguli një thikë foshnjës,"shkllap" në gjoks, dhe e la edhe iku. Me vete thot, cuca e ime ta marrë djalin e çobanit kjo punë s’bëhet asnjëherë? Pelenat me të cilat ishte mbështjellë foshnja kishin qenë të shtrënguara mirë dhe për atë arsye nuk e kishte shpuar thika cullën.Mirpo pasi e bëni këtë gjë pasaniku me djalin e çobanit, këtij çobanit, përditë në drekë i humbën një dele nga një orë kohë. Edhe kur vjen delja dhe futet në kope, ky e mjelën porse ajo s’ka qumësht?U bë një javë, u bënë dy,edhe çobani i thot gruas së vet, –do ta ruaj një dele

që më humbën përditë n'drekë nga një orë kohë! Kur vjen thot, pastaj, kur e mjeli s'ka tëmbël. –Prandaj, thot çobani, –do ta ruaj delen që ta shoh se ku po shkon. Dhe nesër ky e ruan delen. Ajo kur ndahet prej tufës së dhenve dhe shkon e hyn n'mal, çobani i shkon mbrapa edhe e gjenë duke thithur foshnja në gjirin e deles. Kur i afrohet afër, e sheh se foshnja gati ka dalur prej pelenave, kurse në pelena një hanxhar i ngulur. E merr foshnjën me gjithë pelenat edhe e çon në shtëpi. Kur arrin te shtëpia i thërret gruas, –oj grua thot, kam gjet një foshnjë? Kur del ajo dhe kur e sheh, thot, – ah, po ky është djali jonë! Ja pelenat tona. –Ah si e paska marrë që ta therrë djalin derëshkreti? Gruaja e mori djalin dhe e rregulloi. Mbas këtij u lindën edhe dy djem tjerë e i rritën që të tre. Mbas pesëmbëdhjetë vjtëve ky pasaniku prap doli që të shëtitë. Duke ecur rrugës e takoii përsëri atë njeriun duke prerë thupra edhe e pyeti. Çka bën bre njeri? –Pres thupra edhe i bëj bashkë kësmetet. Po mirë pra, por çfarë kësmeti ka cuca ime tha pasaniku?Cuca jote ka kësmet djalin e çobanit tha thupraxhiu.Ky nuk i tha kurgjë po e vazhdoi udhën më tej, por vetë me vete tha: po unë e shpova djalin e çobanit me thikë?! Kur doli përtej malit u dritua kah stani, kur mbërijti te stani i pa tre djem.Djali i madh ishte ai që e kishte shpuar ky me thikë. Djali i thirri babës së vet, –o babë, dil se na ka ardhur një mik! –Fute brenda o bir, i tha babai. Këta hyrën brenda. Edhe çobani e preu një dele, e poqi dhe e hëngrën për darkë.Bënë muhabet tërë pasdarke dhe te e vona ranë të flenë.Kur u çuan në mëngjes, ky miku i tha çobanit, a ka mundsi ky djali jot një amanet t'ma çojë në shtëpi. Çobani tha: –djali im nuk ka qenë kurrnjëherë në qytet dhe nuk e gjenë dot ku është shtëpia e jote. –Do t`ia kallëzoj unë tha pasaniku, dhe ky do ta gjejë edhe do të shkojë drejt aty. ia shkruajti një letër edhe i tha: këtë letër do ta çosh në shtëpinë time dhe do t`ia japësh rojës në dorë, por ama mos e çelish udhës asesi, edhe mos ia japësh kurrkujt! Djali e mori letrën dhe e futi n'xhep edhe nisi rrugëtimin. Kur e kapërceu malin, n'udhë, i doli përpara një plak me mjekër dhe e pyeti djalin, –ku shkon bre biri axhës i tha plaku!Djali i tregoi se duhet, një letër, ta çojë si amanet në shtëpi të një jabanxhiu që kishte rastis mik tek ata në stan. –Pa ma jep axhës ta shoh se çka shkruan! S'ta jap dot, tha djali, se më kanë

thënë mos ia jep kurrkujt. –Po mirë, tha plaku, veç ma kallëzo prej së largu veç ta shoh njëherë dhe prapë fute n'xhep! Djali e nxori letrën edhe ia tregoi plakut. Në atë letër shkraunte: sa të vijë ky djali ta merrni dhe ta therrni menjëherë. Ky plaku me mjekër ishte hëzri[5], edhe ai ia mori letrën këtij djalit dhe ia dha një letër tjetër në të cilën shkraunte: sa të vijë ky djali t'ia jepni cucën time për grua edhe ta bëni dasmën, që kur të vijë unë krejt punët t'i keni ndrequr. Pasaniku vetë do rrijë te çobani nja dy javë atje e kur të kthehet në shtëpi t'vet, rroja ta ket mbytur këtë djalin mendonte ai?! Ky djali s`di gjë. Ec e ec, arrin te shtëpia e pasanikut, ashtu si i kishte kallëzue ai vetë.Edhe ia jep letrën rrojës. Ai e çel dhe kur e lexon se çka u ka shkruar beu, shpejt e shpejt i presën një palë petka edhe e bëjnë dhëndër këtë djalin. E bëjnë dasmën edhe e martojnë me cucën e beut. Mbasi kalojnë dy javë. Kur vjen ky pasaniku në shtëpi të vet, e pyetën gruan e i thot, –ku është vajza? Po, thot gruaja, –ne vajzën e martuam me atë djalin që e kishe dërguar ti, dhe që ia kishe dhënur letrën. Ky, nervozohet dhe i thot gruas, –por unë kam shkruar që ta vritni kur të vijë këtu. –Jo, thot gruaja. –Ja te e kemi letrën, edhe ia tregon letrën. Kur e lexon ai letrën habitet. Por, puna kishte përfunduar më. Pasaniku shkon te ky djali edhe e pyet, e i thot, –kush të doli para n'udhë? Djali i tregon, i thot, –më doli një plak. Këtij i teket se ai plaku kishte qenë hëzri. Po, i thot, –a të thash unë se mos ia japësh kurrkujt letrën! –Po unë nuk ia dhash, thot djali, por ai më tha vetëm prej së largu ta shohë, edhe unë ia kallëzova dhe e futa prapë në xhep? Pasaniku e pa përfundimisht se ky djali kishte qenë kësmeti i cu-cës së vet. Dhe u pajtua me fatin.Përralla n'dallë shëndeti n'ballë.

## LOPA LAROShE

Ka qenë çka ka qenë, kanë qenë dy ortake edhe që të dyjat kanë pasur nga një vajzë. Ortakes së madhe ia kanë quajtur vajzën

[5] plaku që ndihmonte njerëzve

Hibe, a asaj t'voglës ia kan quajtur Fatime. Ortakja e madhe i tha nënës së Fatimes, hajde shko mori na mblidh pakës lakra se do të bëjmë petë! Edhe kjo doli n'bahçe edhe po mbledh lakra ngadalë. Mbledh e mbledh dhe kjo tjetra shumë e sertë, doli n'çardak dhe prej xhelozisë i bërtiti, –hajde moj më, se u bëfsh një lopë laroshe dhe i hëngësh krejt lakrat!Edhe hyri brenda.Priti se po vjen ortakja brenda, s'ka? Kur doli n'çardak, pa një lopë që kullotën?! Një lopë laroshe.–Ah qyqja, tha, –çka qenka bë? Edhe hyri sërish brenda. Fatimja, kur mori vesh, ia nisi të qajë edhe vetëm qante e qante pandalur.Nëna e vet e pyeti,– pse qanë moj bijë?–Qaj, tha ajo se ty je bërë lopë,–po mos qaj me nënën ani se jam bërë lopë, i tha ajo? Ortakja, pra nëna e Hibes, ua caktoi një ditë njërës një ditë tjetrës ta kullotin lopën. Ditën e parë e mori Fatimja ta kullote lopën. Gjithë ditën e kulloti edhe punonte punë dore e në mbrëmje kur e solli lopën në shtëpi, ortakja e nënës së vet i tha, –hë, ta shoh çka ke punuar gjithë ditën e lume? Fatimja i tha, –ja moj abë[6] kam punuar pak e, i kallëzoi çka kishte punuar. Nesër kjo e çoi vajzën e vet, Hiben ta kullotë lopën. Mirëpo, kjo lopa si zuri të ngarendë nëpër bahçe dhe gjithë ditën nuk u ndal duke ikur e sjellur vërdallë. Kur erdh në mbrëmje në shtëpi nëna e vet i tha, –hë ta shoh çka ke punuar sepse ajo tjetra kishte punuar shumë? Oj nënë, i tha Hibja, –s'kam punuar asgjë. Po si s'ke punuar gjithë ditën e lume? –Po s'kam punuar bre nënë se, lopa gjithë ditën, vetëm e vetëm ka ikur e unë u lodha duke vrapuar mbas saj edhe bile duke qëndruar tërë kohën në këmbë. Një ditë kjo Hibja u dobësua shumë. Edhe nëna e saj u zemërua shumë e kur erdh burri në mbrëmje në shtëpi, ajo i tha, –do ta therim këtë lopën! –Po përse ta therim moj grua çfar ke dalldisur kështu? –Çka je duke bërë kështu? –Jo jo, do ta therim se cuca e jonë gjithë ditën rri në këmbë duke ngarendur pas lopës se, ajo virane vetëm ikën.Të nesërmen, Fatimja, shkon ta kullotë lopën edhe qanë e qanë pa ndalur.Nëna e vet i thot, –pse mori bijë qanë?–Qaj oj nënë thot se, ty do të therin!–Ani mori bijë le të më therin thot ajo, – por ti as mishin mos ma hashë dhe as kockat mos mi hudhish! Por, ta bësh një gropë thot e, t'i mbledhësh krejt e t'i futish në atë gropë. –Kur

[6] thirret ortaken e nënës

do të mbetesh në zor për ndonjë gjë shko e çele atë gropën të shohësh se çka ka aty mbrenda. Një ditë këto e prenë lopën dhe do të vënë mish për darkë. I qesin mish. Kjo nuk e han mishin. I thot njerka Fatimes, –hë mori ha mish! s'më hahet thot ajo. –Kur s'e ha s'e ha. Fatimja i mbledh kockat edhe i çon n'atë gropën deri te soset mishi krejt. Një ditë bëhet një dasëm n'kataund, edhe këto i grishin krejt njerëzit, e thirrin edhe këtë plakën dhe, i thuan, –oj hallë,merri cucat edhe të vijsh në dasëm!–Ani thot,do të vij halla.
Të nesërmen u ngritën në mëngjes edhe po veshen e po rregullohen nënë e bijë se do të shkojnë në dasëm.Kur hyri Fatimja i thot,–oj abë a të vij edhe une në dasëm? Ik mori ti do të vijsh me mua, i tha njerka dhe kur i jep një të shtyrë, e përplasën atje te saçi e kjo bëhet krejt me hi. Edhe si ze të qajë Fatimja, qaj, e qaj kurse ajo shkon me vajzën e vet në dasëm.Kjo, duke qajtur iu kujtua amaneti që ia kishte thënë nëna e vet, dhe shpejt e shpejt shkoi te gropa ta çele. Kur e çeli çka me pa, një sënduk plot me tesha të mira; fustana, kostume, gjerdanë, myhyrë, pasqyra, kundra e çka jo tjetër. Fatimja i zgjodhi një palë kundra të mira, edhe një fustan të bukur, dhe u vesh e u rregullua mirë e mirë pastaj shkoi edhe ajo në dasëm.Kur hyri në derë të shtëpisë ku bëheshte dasma, atë e pa një djalë sepse ajo ishte bërë shumë e hijshme edhe ai iu bë ashik asaj.Kjo hyri n'valle, e kur e pa nëna e Hibes tha vet me vete ih çka erdh një vajzë sa e mira qenka. Luajtën sa luajtën edhe kur u prish logu, kjo, duel e para prej valles edhe shpejt e shpejt doli te dera.Duke dalur prej derës kjo vajza, ai djali bëni ta kape për krahu.Hë ta kape,kjo iku.E duke ikur i doli kundra prej këmbe.Kjo iku, e la kundrën te dera. Kur shkoi në shtëpi, shkoi deri te ajo gropa dhe e çeli. E hapi sëndukun, i futi teshat edhe e mbylli përsëri dhe e futi n'groëpë. Kur erdh në shtëpi kjo, erdhën edhe Hibja me nënën e vet,edhe po bëjnë llafe se kush qe një cucë shumë e hijshme, ku shkoi si shkoi? Fataimja po i dëgjon e shtirret se s'di gjë. Mirëpo ky djali që iu bë ashik e nxori kasnecin n'katund dhe bërtiti kasneci e tha: ej milet nesër kurrkush prej grave edhe vajzave mos të dalë prej shtëpie!
Nesër herët, ky djali doli nëpër kataund. Derë më derë duke e provuar kundrën se kujt po i bën. E kështu, erdhi deri te shtëpia e Fataimes. Dhe kur mbëriti aty i ra derës.Tak,tak. Pas pak doli nëna

e Hibes. Ky i tha,–oj hallë ku i ke vajzat, ta provojnë këtë kundrën se e ka humbur ndonjëra dje n'dasëm e nuk e di se e kujt është? Po po e cucës sime është, i tha nëna e Hibes edhe e thirri Hiben që ta provojë kundrën.Mirëpo e dëgjoi edhe Fatimja dhe doli edhe ajo. Kur e provoi Hibja, kundra nuk i bënte. Nëna e vete u nervozua se nuk donte ta provote Fatimja. Mirëpo ai djali i tha, –ndal ta shohim, le ta provojë edhe kjo cuca tjetër, mos i ka rënë asaj! Jo jo tha nëna e Hibes me nervozizëm. –Nuk ka kundra ajo, nuk është e saj! Mirëpo ky djali e pa në fytyrë se pikërisht ishte ajo, dhe e thirri. I tha, –pa veshe një herë këtë kundër ta shohim a të bën ty! Kur e veshi Fataimja kundrën ajo i vjente tamam. Ky djali e mori për dore Fatimen edhe e çoi në shtëpi të vet. Atje bënë dasëm e u martuan, e mori Fatimen për grua. Mirpo, pas një viti, Fatimes i lindi një djalë. Kjo i tha burrit të vet, kam qejf t'ia vë emrin Jusuf. Ani moj grua i tha burri, vërja emrin ashtu si të keshë qejf ty. Mirëpo kur e mori vesh njerka se ika lindur djalë, dhe se Fatimja nuk kishte ardhur hiç te këta prej asaj dite kur e mori ai djali. Kur i erdh buri në mbrëmje në shtëpai i tha, –o njeri, nesër ti do të shkosh ta marrësh Fatimen se ajo prej se kur ka shkuar nuk ka ardhur më asnjëherë e as ne s'i ki mi ra mbrapa. Burri i kësaj ishe babai i Fatimes,dhe i erdh mirë sepse e kishte marrë malli për vajzën dhe i tha, –ani moj grua do të shkoj ta marrë. Nesër ngrihet herët në mëngjes, e merr kalin edhe ia vë duqet i hypën në shalë dhe niset e shkon te Fatimja. Kur mbërrijti atje i doli dhëndri para. –Hajde, hajde mirë se erdhe!–Mirë se u gjeta.–Këm ardhur ta marr Fatimen i tha ky.–Oo, thot, me të parën fjalë. Po hajde hyr brenda. Edhe e futi brenda mikun.U pyetën u shirën,e ky dhëndri i tha:–dy net le të rrijë dhe mos u mundo që ta sjellësh se do të vij unë vetë ta marrë.E mori Fatimen baba i vet edhe nisën e shkuan në shtëpi. Kur mbëritën para shtëpisë u doli para nëna e Hibes, e kur e pa Fatimen i tha:–o loçka e abës si erdhe se më kishte marrë malli për ty, moti s'të kam parë.Edhe e mori ngrykë e pastaj hyrën brenda. Hëngrën darkë, bënë muhabet e dikur vonë ranë të flenë. Nesër u ngritën herët në mëngjes dhe hëngrën sillë. Mbas sillës Fatimja mori krabzat edhe po i bën një palë çorapë Jusufit. Kjo njerka i shkoi afër Fatimes e i thotë, të të shtypi aba pak n'krye? Kjo i tha: –jo mi abë, nuk dua të më shtypësh! Jo dë t'shtypi i thotë edhe i

afrohet e duke e shtypë, duke e shtypë veç kur ia nguli n'krye Fatimes një gjilpërë tupuzlie. Ajo piskati një here edhe u dridh, dhe duke u dridhur u bë guguçe dhe fluturoi e doli për dollapi t'odës e u ndal në një degë t'manit. Atje ia nisi t'këndojë "gu-gu-gu, gu-gu-çe, jusuf-çe". Lureki ia nisi t'qajë se nuk e kishte nënën e vet afër, e vetëm qante e qante. Këta, more i prunë qumësht prej lope t'i japën, more sende tjera mirëpo ai nuk u ndal së qari. U bë mbrëmje ranë të'flenë.Prapë Jusufi qante e qante? Po qanë hiç pandalur. Kur u bë mëngjes erdhi dhëndri edhe hyri brenda.Kur e dë-gjoi djalin duke qarë, i tha nënës së Hibes,–çka ka ky lureki që po qanë. –Ku është Fatimja? Ja atje n'odë,është duke u veshur! Hajde thuaj më shpejt le t'veshet i tha dhëndri.Kjo njerka e çoi cucën e vet, Hiben të veshet si Fatimja dhe t'ia japë në vend të Fatimes sepse ajo ishte bërë qyqe. Kur e bëri vajzën hazër e veshi me xhar edhe e hypi n'kalë. Atëherë e e thirri dhëndrin, i tha, –hajde se gati është. Ja dha djalin n'prehër edhe u nisën e shkuën n'shtëpi. Kur mbrërijtën në shtëpi t'vet kur zbriti prej kalit kjo, edhe e qiti xharin kur e pa ky se nuk është Fatimja, e pyeti. –Po ty kush je i tha? Unë jam Fatimja!–Jo, thot ky, ti s'je Fatimja, ti je tjetërkush. Jo jam, jo s'je, jo po, jo jo, edhe si t'i hy ky burri n'qotek e ta lakon mirë sa që s'ngrihet dot n'këbmë kjo gruaja. Madje u çon fjalë, t'vini dhe ta merrni. Edhe kjo theu qafën e shkoi. Djali qanë hiç pandalur. Ky e merr djalin ta shëtite nëpër bahçe. Duke shëtitur ndalet te një pemë,aty një shpend këndon: "gu-gu-gu, gu-guf-çe, jusuf-çe". Edhe ky e dëgjon edhe po i thot: –e… more shpend, ty që e këndon kështu djalin tim thot, pa t'zënë unë ty çare s'ka! Një ditë ky burri, mollës, që e kishte para çardakut të vet, ia lyejti degët me një lëng që ngjet. Nesër ka dalur n'çardak dhe po e dëgjon qyqen se si këndon.Ajo duke kënduar fluturoi "pëttëër" prej një peme në tjetrën dhe erdhi e u ndal n'degë t'mollës, para çardakut, dhe aty iu ngjitën këmbët n'degë. Ky duke ngarendur shkoi dhe e zuri guguçen. Edhe e morri n'dorë e duke e lëmuar në krye, kur ia gjeti gjilpërën tupuzlie, dhe ngadalë-ngadalë ia nxori prej kokës. Kur ia hoqi gjilpërën guguçes, ajo u dridh një herë edhe prej guguçes u bë njeri, u bë Fatimja. Kur e pa burri i saj u çudit e mbeti pa mend? E pyeti habitshëm e i tha, –trego çka ishte kjo punë kështu! –Po nuk e di

tha ajo.–Po si nuk e din i tha burri, si u bëre guguçe. –Po tha ajo, kur shkova te baba n'shtëpi, aba, mu vu të më shtypë në krye, edhe ajo duke më shtypur ma nguli një gjilpërë n'kokë edhe unë u dridha një herë, e pastaj u bëra shpend-guguçe dhe fluturova! Burri u shfry thellë duke thënë aman bre si paska qenë puna. –Por dëgjo këtu se çka po të them, ta dish më, një mijë vet nuk ke të shkosh te shtëpia e babës tënd! Përralla n'shkallë shëndeti n'ballë.

—

## M I Sh I

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një burrë dhe një grua.Ata kanë qenë shumë pasanik dhe përvjet kanë pre nga një gulak[7] për mish. Kur e therrin gulakun dhe e vënë mishin të thahet. E varin në tavan mbi koftor që të thahet dalngadalë gjatë dimrit.Ky burri e porositi gruan e vet, e po i thot: –oj grue, kur t'vijnë vëllezërit e tu të të shohën,kur do të hyjnë brenda,mos u japësh ujë me shtambë sepse duke pirë ujë do të na e shohën mishin n'tra!Dhe ka rrezik që t'na e vjedhin, mbasi që dihet se janë hajdutë? Gruja i tha, –ani bre burrë si t'thuash ty. Një ditë burri shkoi n'fushë të punojë. Kur mbas pak kohë ia mbërrijtën vëllezërit në shtëpi. Tak-tak n'derë, kur del motra te dera i sheh vëllezërit. –O hajde, mirë se erdhët vllezërit e mortrës.I futi vëllezërit brenda.U bën nga një kafe. Pasi e pijtën kafen, dhe njëri vëlla i bërtiti motrës së vet, –oj motër më sill pak ujë! –Çe, çe i tha motra, edhe ia solli shtambën me ujë. Ky e ngrijti shtambën të pijë ujë. Eh,tha: –qenka vrenjtur havaja! Ai vëllau tjetër i tha, –ma jep shtambën edhe mu t'pij ujë! Mbasi e ngrijti shtambën për të pirë ujë, tha: –edhe pak do të kthjellet? Ndejtën edhe pak dhe u ngrijtën e i thanë motrës, –hajde për të mirë se ne shkuam. –Po rrini edhe pak bre vllezër? –Jo jo nuk rrijmë më oj motër do të shkojmë, edhe dolën nga shtëpia. Motra doli e i përcolli vëllezërit.

[7] ka që theret në vjeshtë për mish të thatë

Kur erdhi buri në mbrëmje e pyeti gruan. –Oj grua i tha ai, a ka qenë dikush? Po ore burr, ishin vllezrit e mi! Po pse nuk ndejtën? –Po nuk ndejtën, shkuan! –Po me çka u dhe të pijnë ujë? I thot burri. –U dhash me shtambë u përgjigj gruaja. Ah thot buri, mjeri unë i shkreti si e paskan parë mishin! –Dhe do të vijnë e do ta vjedhin. –Po çka të bëjmë tha gruaja? –Do ta mbledhim mishin i tha burri. Edhe morën një thes dhe e mblodhën mishin "fak-e-fuk" e futën n'thes edhe e çuan e futën n'hambar. E mshelën hambarin me dry edhe çelësin e morën me vete n'odë. Kur u bë natë, vëllezërit erdhën dhe filluan të bëjnë si mace "mjau-mjau", mjau. –Zët virane, mishin e kam mbledhur e kam shty n'thes edhe thesin e kam futur n'hambar! –E kam mbyllur hambarin me dry, e drynin e kam ndër krye! Këta bënë edhe disa herë si macet edhe heshtën. Pritën deri sa i zuri gjumi. Kur i zuri gjumi burrin edhe gruan, këta zbritën nga trarët, shkuan n'ahër edhe morën nga një bajgë t'ngrohtë edhe ua vunë ndër bythë motrës dhe dhëndrit. Më vonë kur u zgjua burri, kur u prek mbrapa, diçka e lagët? –Ah tha, qenkam dhier n'brekë! Andej edhe gruaja u çua edhe ajo tha: –ujt mbarja e zezë si qenkam dhier n'brekë? –Si na paska tërmegjur[8] gjumi e qenkemi bërë rezil ore njeri! Buri i tha, –na ty çelësin se unë do shkoj e do t'i lajë brekët, e mbrapa do shkosh edhe ty! U bë ni kohë edhe njëri prej vëllezërve hyri nëpër terr te motra kurse është burri, e i tha, –ma jep çelësin grue edhe shko e laj brekët se unë i lava? Kjo ia dha çelësin duke kujtuar se ia jep burrtit t'vet dhe shkoi. Këta dy vëllezërit shpejt e shpejt e çelën hambarin dhe morën thesin e mishit edhe ikën. Kur shkoi gruaja te çezmja dhe e pa burrin duke i larë brekët, u habit! Burri i tha, – po ku shkon moj grua, pse erdhe? –Po ti më the bema çelësin se unë erdha? Oh bre, njeri unë i shkreti, thot, –si na e paskan marrë mishin prej hambarit edhe paskan ikur! Burri u vu pas tyre, hajt hajt, duke shkuar, kur u afrua afër i pa se njëri ndalet ta bëjë nevojën kurse tjetri me thesin ecën pa shikuar mbrapa. Edhe ky, nëpër terr, i del përara atij që e mban thesin dhe i thot: –o vëlla ma jep thesin pak mua se je lodhur! Edhe ky ia jep thesin atij ndërsa vet ulet pak të pushojë. Ky dhëndri, e merr thesin në shpinë dhe kthen prapë. Kur

[8] gjendje gjumë e rëndë

vjen vëllau tjetër, kur e sheh vëllaun pa thes dhe a ulur të pushojë.I thot, –po çka bën bre vëlla? Ku e ke thesin? –Po ti ma more thot ai. –O bre, ta ka marrë dhëndri? Këta prapë kthejnë, hajt hajt, me vrap dhe i doli njëri para te shkallët e shtëpisë dhe i tha, –a erdhe o njeri? –Erdha i tha ky! –Po ma jep thesin se je lodhur! Ky ia dha thesin duke kujtuar se është gruaja e tij. Kur hyri brenda e pa gruan se po flente në shtrat? –Oj grua, çka bën moj? –Po fle tha ajo. –A erdhe ti. Oh bre, mjeri unë i shkreti, tha: –si ma paskan marrë prapë mishin. Edhe doli përjashta dhe u vu mbrapa atyre derisa me një vend u doli para ngase, ata ishin ulur dhe e kishin ndezur një zjarr e po piqshin mish e po hanin. Aty afër kishte një kënetë me baltë, dhe ky hyri në kënetë e u shtri në baltë. Aty u shkalaviq,u përlye e u ngjye nëpër trup e fytyrë e,u bë si dreqi i zi. Pastaj u çua dhe nisi të shkojë në drejtim të zjarrit duke e ndezur dhe fikur një makinë shkrepëse para gojës së vet. Aty ku ishin kunetërit.Njëri nga këta ishte i ulur me shpinë nga këneta. Ndërkaq ai që ishte i ulur me fytyrë nga këneta e pa një send të zi që po qet zjarr nga goja edhe po shkon drejt atyre. I thot vëllaut tjetër.–O vëlla, a e ke pa ndonjëherë dreqin e zi? –Po e kam parë! –Po si është bre vëlla? –Është i korb i zi dhe qet zjarr nga goja! Atëherë ky i cili e shihte sendin e zi i cili nxjerte xixa nga goja brofi në këmbë i trishtuar dhe i tha vëllaut të vet, –ja vëlla tek po vjen dreqi i zi që qet zjarr nga goja. Kur e kthyen kryet të dy dhe e panë me të vërtetë atë që po shkonte drejt tyre dhe po nxjerrte zjarr nga goja, e lanë thesin me mish nga frika dhe ua mbathën këmbëve e ikën. Ky erdhi aty. E mori thesin me mish, i mori edhe ato copa mishi të pjekura. Dhe hajt hajt, ec e ec, kështu para agimit mbërrijti në shtëpi të vet. Përralla mbaroi, por, pas vuajtjesh të mëdha edhe mishin e shpëtoi.

## M Y H Y R I

Na kishte qenë çka na kishte qenë, na kishte qenë një herë një plakë, ajo kishte pasë një djalë. Mirëpo ato kishin qenë shumë

fukara. Nëna punonte përditë te mbreti deri në mbrëmje, e kur bëhej mbrëmje ajo thkehej në shtëpi te djali vet duke i pru një copë bukë për të ngrënë. Përherë, kështu, duke punaur vetëm për bukën e gjojës. Një ditë ndodhi koha me shi edhe plaka nuk mundi të shkojë të punojë të mbreti. Kur erdhi koha e drekës, djali kishte uri, edhe nisi t'i kërkojë bukë nënës së tij, duke i thënë, –oj nënë më hahet bukë, më hahet bukë bre Nëna i tha: –oh more bir, po sot s'kemi bukë për të ngrënë se nëna nuk kam punuar te mbreti. Ai më jep bukë vetëm atë ditë kur punoj. Mirëpo, djali ishte i uritur e i tha prapë nënës së vet,–po shko e merr në magje bukë!–Oh more bir, po në magje nuk ka bukë. Kështu djali ra të flejë me barkun e uritur bashkë me nënën e vet. Kur u çua në mëngjes i tha nënës, –nënë, unë do të shkojë të punojë ndokund! Nisi djali e shkoi të punojë larg te një njeri. Mbasi punoi atje një muaj, ai, e paguajti me një lirë. Ky djali këtij i tha: –po çka do të bëj unë me një lirë, a mund të punojë më shumë që të më paguajsh më shumë? Mirëpo, ai njeri i tha këtij djalit se, kushedi se sa të punojë pagesën e ka një lirë në muaj. Djali u ndal të punojë edhe dy muaj tjerë me radhë e kështu i bëri tri lira. Mbasi i mori paratë u nis për në shtëpi. Udhës për në shtëpi i zateti do fëmijë duke e rrahur një qen. Qeni cingëllonte e fëmijët sa që mund i binin. U afrua djali edhe u tha fëmijëve, –përse e rifni këtë qenin bre cullë? Fëmijët i thanë djalit, –e rahim se na i ha vezët nëpër furriqe e na la pa zogj. Djalit i erdhi keq për qenin e u tha fëmijëve,–do tu jap një lirë nëse e lëshoni qenin. Ky ua dha një lirë edhe cullët e lëshuën qenin. Këtij djalit i mbetën edhe dy lira n'xhep. Ky e vazhdoi udhën më tutje. Duke shkuar udhës, kur e ktheu kryet me një vend kur, e pa atë qenin çka e rrihnin fëmijët e ky e shpëtoi po i shkon pas. Ky i tha: –çop bre qen, çka po më vjen pas, unë s'kam ku të t'çoj, s'kam buk për vete e lere më edhe për ty?! E vazhdoi përsëri udhën. Ec e ec, e kur mbërrini në një vend i pa prapë do fëmijë duke e rrahur një mace. Ajo mjaullinte sa s'bën? Djali u afrua te fëmijët dhe i pyeti.–Pse e rrihni bre cullë këtë macen? –Lëshone se është gjynah! –Po, nuk e di ti se kjo virane na i han vorbat e kosit, dhe s'na la sahana e çanaka pa na i përmbysur. Djali, edhe atyre u jep një lirë, dhe ato e lëshojnë macen. Ky e vazhdoi udhën për të shkuar n'shtëpi. Ec e ec, e me një vend e ktheu kokën mbas,

kur i pa edhe qeni edhe maca i vijnin mbrapa. E u tha atyre,–po ku më vini edhe ju se boll s'i bëj hall vetes, po ku më edhe juve? Hajt më mirë shkoni e gjene nafakën tuaj dikund tjetër, se unë s'kam buk për veti e lere më për ju. Mirëpo qeni edhe macja nuk iu hoqën e po i shkonin mbrapa. Duke shkuar udhës më tutje prapë i pa do fëmijë ku e kishin kallur një zjarr t'madh rreth një shelgu, po i shkote flaka deri n'qiell. U afrua aty dhe i pyeti. Pse e keni kallur këtë zjarrin bre cullë? Ato i thanë: –duam ta djegim atë gjarprin që ka hypur në degë të shelgut. –Po pse e digjni, i pyeti djali? Ato i thanë,–E djegim se na i thithën lopët dhe na i kafshon. Gjarprit i shkonte fishkëllima prej zjarrit, hajt more hajt. Djalit i erdhi keq,dhe u tha fëmijëve,–lëshone gjarprin se do tu jap një lirë. Mbasi ua dha paranë, fëmijët e vunë një shkop n'degë t'shelgut dhe gjarpri prej degës, për shkopi, rrëshqiti e doli nga zjarri. Ky djali mbet pa asnjë para n'xhep sepse, i dha krejt paratë për t'i shpëtuar qenin, macen dhe gjarprin. U mendua një copë herë dhe nisi udhën përsëri. Hajt, hajt, e hajt bir, mori rrugën të kthehet te nëna e vet. Por edhe ai gjarpri iu vu mbrapa edhe udhës i tha: –ty që ma shpëtove jetën mua, kur do të mbërrijmë te shtëpia e ime, do të hyjsh brenda të t'shohë babai im. Ai ka shumë pasuri? Dhe kur do të thotë, lyp çka dëshiron prej meje për atë që ma ke shpëtuar djalin, ty do t'i thuash, unë nuk dua kurgjë. Ai prapë do të pyese, atëherë ti, thauj, –si t'ma japësh myhyrin mirë nëse nuk ma japësh të falemnderit, unë po shkoj n'shtëpinë time. Edhe ta dish, kur do ta japë myhyrin shiko mirë që ta ruajsh, mos ta humbësh. Sa herë që do të keshë nevojë lëpije myhyrin edhe menjëherë do të vijë një arap i zi, dhe ti atij çka t'i kërkosh ai do t'i sjellë.

Kur mbërrijtën te shtëpija e gjarprit, gjarpri i tha djalit, –tani ti do të vijshë me mua! Por, mos u tremb kur t'i shohësh brenda gjarpinjtë trjerë. Sa hyrën brenda në shpellën e gjarpinjëve, gjarpri ecte para e djali i shkonte mbrapa. Kur e panë gjarpinjtë djalin u ngrijtën në bisht krejt gjarpinjtë çka ishin brenda duke e ngrijtur kryet e duke shikuar kah djali. Mirëpo dikush u fishkëlloi një herë edhe ato u ulën poshtë, ndërsa këta të dy, mespërmes gjarpinjëve, shkuan te baba i gjarprit.Kur e pa babai gjarprin e vet u gëzua shumë. Dhe ky ia tregoi punën që i kishte ndodhur e si e kishte shpëtuar ky djali. Baba i gjarprit i tha këtij djalit,–çka dëshiron pasuri

ti kërko prej meje sepse ma ke shpëtuar djalin e unë do të japë ty. Djali i tha plakut, –unë nuk dua pasuri kurgjë. Plaku i tha përsëri, –kërko sa të duash pasuri unë do të jap! –Po si t'ma japësh atë myhyrin mirë, si mos ma japësh përsëri falemnderit se unë do të shkoj në shtëpinë time. Baba i gjarprit ishte n`brez e lart njeri, n'brez e teposhtë gjarpër dhe mjekrën e kishte deri në tokë. Ai i tha djalit, –unë myhyrin s'ta jap por, tjetër send çka të duash kërko do të jap. Ky djali i tha: –unë po shkoj pra dhe u nis kah dera të dalë e mbas tij u nis edhe gjarpri. Baba i vet i tha gjarprit, –ku shkon bre bir? Ai i tha babës vet, –po, ky njeri ma ka shpëtuar jetën time e ty nuk ia japësh myhyrin?–Unë nuk do isha gjallë, dhe sot, s'do isha kthyer prapë këtu po të mos kishte qenë ky njeri të më shpëtonte prej zjarrit? Edhe babai i gjarprit, pa s'pa, ia dha myhyrin djalit dhe e përcolli deri te dera. Edhe ky shkoi. Mbas iu vunë qeni edhe macja. Hajt, hajt,duke ecur,erdhën te shtëpia e vet. Kur e pa nëna e djalin e vet u gëzua shumë.–Loçka e nënës, mirë se më erdhe! –Po ku mi çon bre biri nënës këtë qenin dhe macen? –A e di se s'kemi me çka t'i ushqejmë? –Ani bre nënë, këto e kanë nafakën e vet, i tha djali. –Po hajt shko e na sjell pak bukë të hamë! Oh bre biri im, i tha nëna e vet, –po ti e di se magjja nuk ka bukë, është thatë bre bir? –Unë kam ngrënë te mbreti e për sot nuk kam marrë bukë, nuk e dijsha se do të vijsh ti? –Ani bre nënë, mos u mërzit, po shko një herë e shih se mos ka mbetur ndonjë kore bukë n'magje. Nëna u çua duke u mjeruar se ku do t`i gjejë bukë djalit. Djali kur kishte ardhur në fund të kataundit e kishte lëpirë një here myhiryn dhe ishte dukur arapi i zi.Dhe djali i kishte thënë arapit zi, t'shkojë te shtëpia e këtij e ta mbushe magjen me krejt t'mirat që ka n`botë e që ta gazmojë një herë nënën e vet. Kur shkoi nëna te magjja e kur e çeli. Çka me pa?! Magjja ishte e mbushur me krejt t'mirat. Nëna u gazmua shumë, e duke i fërkuar sytë, se nuk u besonte syve t'vet, e duke e uruar djalin e vet, duke i thënë, –o, loçka e nënës, si m'ka ardhur me nafakë! E si tu ulën e hëngrën darkë sa që mundën e u dhanë qenit edhe maces të hanë derisa u ngopën.Nesër n'mëngjes, kur u ngrejtën prej gjumit,djali i tha nënës. –Oj nënë, tani nuk kemi nevojë t'shkosh e t'punosh te mbreti sepse, kimi boll për t'ngrënë! Mba një jave djali i tha nënës vet,–oj nënë, do të shkosh dhe do t`ia lypësh vajzën mbretit.Nëna i

tha,–o more bir po ne jemi shaumë fukara, si do shkojë t'ia lypi cucën mbretit.–Deri dje,unë, kam punuar te mbreti dhe ashtu kemi rrojtur gjallë,e tani t'shkoj e t'ia lypi cucën mbretit? –Ajo punë çka s'bëhet! Mirëpo, djali e luti shumë nënën e vet dhe dikur ia mbushi mendjen,e ajo e mori shkopin dhe shkoi te mbreti.Kur e pa mbreti, i tha,–hajde hallë hajde.–Mirë se vjen! –Mirë se u gjeta baba mbret, i tha plaka. Mbreti e pyeti se ku kishte qenë disa ditë? –Nuk t'kam parë i tha ai? –Po, kam qenë e sëmurë dhe s'kam ardhur.–Për hair!–Çfarë e mirë t'ka sjellur?–Hair pashë baba mbret, i tha plaka, –po mua m'ka çuar djali me izën t'zotit po ta lypë cucën. Mbreti qeshi një herë, edhe i tha, –t'i thuash djalit tënd kur ta bëjë konakun si konaku im atëherë do t'ia jap vajzën. Edhe plaka u çua dhe shkoi n'shtëpi. Kur erdh në shtëpi, djali e pyeti nënën e i tha, –hë bre nënë, çka të tha mbreti? –Çka m'tha?! –A bre biri nënës, ti fukara e ai mbret, e ai po ta jepka cucën?! –Po tregomë de i tha djali! – Më tha: – kur ta bëjë djali yt konakun si t`imin atëherë do t'ia jap vajzën. Djali e pa nënën e mërzitur edhe i tha: –ani moj nëna ime, mos u bën merak se, edhe ajo punë do të bëhet. Dhe doli përjashta e nxori myhyrin dhe e lëpiu. E hop, u duk arapi zi.Dhe pyeti çka kërkon?Ky i tha i dua 101 mjeshtër që deri n'mëngjes t'ma ndreqin sarajin sikur t'mbretit! Arapi i zi i solli mjeshtrit edhe ato deri n'mëngjes ia ndreqën konakun ma t'mirë se t'mbretit. Kur u zgjuan në mëngjes, djali i tha nënës, –oj nënë a do të shkosh? –Si të shkoj bre bir se m'vin zor? –Po shko bre nënë e harxhoje një fjalë! U çua nëna e mori shkopin e ngadalë ngadalë shkoi te mbreti.

Mbreti kur del n'çardak e sheh një hije që po i bie konakut t'vet. Kur erdh plaka te mbreti, ai e pyeti plakën, –oj hallë kjo hija që i bie konakut tim, e kujt është? Plaka me një zë t'marrët,i tha,–është hija e konakut të djalit tim. Mbreti u kujtua një copë herë edhe i thirri hyzmeqarët e u tha ta bëjnë hazër një nishan për t'ia dhënë plakës. Kur ia dha nishanin plakës, i tha, – për dy javë ta marrësh vajzën nuse! Kur shkoi plaka n'shtëpi, djali i doli para dhe e pyeti, –a erdhe bre nënë? Erdha bre bir! –Çka t'tha mbreti? Ma dha nishanin edhe m'tha për dy javë ta marrësh nusen. Po mirë, tha djali. Këto e kurdisën dasmën i blenë petkat e në krye të dy javëve e morën nusen. Nëna e porositi djalin, i tha, –këtë myhyrin nëna

mos ia tregosh kurrkujt! As nuses tënde.–Ani, i tha djali, nuk do t`ia tregoj askujt.Bënë dasëm, e morën nusen,ajo solli shumë pajë, edhe ia kishte sjellë burrit ni unazë shumë t'mirë. Nausja i tha burrit t'vet,–vene këtë myhyrin që ta kam sjellë unë e hiqe më atë myhyrin tënd t'beqarisë! Djali i tha,–s'e heq këtë myhyrin! Nusja, i tha, – do ta heqësh se s'bën! Jo do ta heqësh, jo se heq, mbas një kohe gruaja e pyeti burrin e vet, –pse s'e hiqke këtë myhyrin? Kur ky myhyri që ta kam sjellë unë është më i mirë! Djali i tha, –unë, këtë myhyr, çka ma ke sjellë ti, do ta vë ama do ta mbajë edhe myhyrin tim! Nusja e hidhëruar për këtë gjë e pyeti burrin po çka m'qenka aq i vlefshëm ky myhyr që s'e hiqke nga gjishti? Andej këndej ia mori menden djalit edhe ky i shkreti u rrejt e ia tregoi gruas se çfarë vlefte kishte myhyri i tij?

Këto, n'mbrëmje, ranë të flenë. Kur e zu gjumi djalin, nusja u çua ene ia qiti myhyrin prej gishti, e lëpini, dhe hop erdhi arapi zi. Edhe e pyeti, çka kërkon? Kjo i tha arapit zi, –ta marrësh këtë burrin tim me gjithë nënën e vet edhe qenin edhe macen e t`i dërgosh përtej Detit Zi dhe këtu t'ma sjellësh izmeqarin e mbretit! Edhe arapi i mori këto i çoi përtej Detit Zi. Edhe kësaj ia solli hyzmeqarin e mbretit. Doli drita e u bë mëngjes. Kur u zgjuan këto, i çelën sytë, u çuditën kur e panë veten se ku ndodhen. Fërko njëri sytë, fërko tjetri mos po janë jerm por ska, e panë veten se janë shumë larg shtëpisë së vet. Iu khtye nëna e i tha djalit vet, –a t'thash bre biri nënës, mos i kallëzosh nuses tënde se do ta bëjë sherrin. Ajo ta ka vjedhur myhyrin natën duke fjetur, edhe ta ka bërë këtë t'keqe.Tani çka do të bëjmë këtu në këtë vend të huaj? Ndejtën nja një javë edhe zunë t'mjerohen se çka do të bëjnë.Qeni edhe macja dolën e shkuan rreth detit.Qeni e pyeti macen? –A di të notosh ti? Macja i tha,– nuk di.–Atëherë hyp në shpinën time se unë di të notojë.–Mbasi ta kapërcejmë ujin do të shkojmë n'shtëpi. Hypi macja n'shpinë t'qenit e ky duke notuar e kapërcyën ujin dhe dolën matanë detit.Hajt, hajt, mbërrijtën te shtëpia e djalit. Qeni u ndal ndër çardak, ndërsa macja hypi n'çardak. Kur e pa nusja, tha, ah, viranja si i ngjaka krejt maces atij dershkreti! Pist virane, e dëboi macen. Macja duke kërkuar ndonjë send për të ngrënë e gjet një mi edhe i tha atij, –shiko këndej! –do ta lagësh bishtin me ujë edhe do ta bësh me pluhur duhani e do t'ia fusësh n'hundë atij

burrit çka fle me nusen! Hyzmeqari e mbante myhyrin ndër gjuhë. Kur u bë natë këto ranë t’flenë. Kur i zu gjumi, mini shkoi e ia futi bishtin hyzmeqarit n’hundë.Ai teshtiu,dhe kur teshtiu për s’dyti herë, i doli myhyri prej goje edhe "tiingëër" u rrokullis e u ndal te dera. Macja e kapi edhe shpejt e shpejt doli përjashta bashkë me qenin ia nisën t’ngarendin. Duke vrapuar, qeni e pyeti macen, –a e more? –E mora tha macja! Kur mbërrijtën te uji qeni i tha maces, ma jep mua myhyrin se ti i ke dhëmbët e rrallë e do të bjerë myhyri. Mirëpo macja i tha,–jo nuk më bie! Edhe hypi n’shpinë t’qenit, e ky duke notuar, dolën matanë detit. Mirëpo, duke dalë n'breg, macja e gëzuar e hapi gojën prej gëzimit edhe myhyri i ra n’ujë. Kur dolën në të thatë, qeni, i tha maces, –çka ke që m’rri vranët, mos t’ka rënë myhyri? Po, i tha maca qenit. –Po a t’thash se i ke dhëmbët e rrallë bre mace e do të bjerë myhyri. Edhe qeni duke kërkuar aty nëpër ujë n’skaj t`bregut e gjet një peshk.Peshku ishte i artë. –Shiko bre peshk, i tha qeni, –të ma gjeshë myhyrin ose do të ha! Peshku e kishte gëlltitur myhyrin n’bark. Por prej frikës e volli. Qeni e mori myhyrin edhe bashkë me macen duke e lëkundur bishtin shkuan te djali. Kur i pa plaka, i tha djalit vet, –o more bir, qeni edhe macja vin duke e lëkundur bishtin, pale ku e kanë ngopur barkun diku? Qeni shkoi drejt, n’prehën t’djalit ia lëshoi myhyrin. Djali krejt qejf, e ngushi qenin edhe macen. E mori myhyrin edhe e lëpini. Menjëherë erdhi arapi zi. Djali i tha, –para të na sjellësh për t’ngrënë! Ai u solli çkamos për t’ngrënë. Ky, i tha, –n’mbrëmje t’vish e t’na marrësh dhe t’na dërgosh atje ku na ke marrë, te shtëpia jonë! Kur u bë mbrëmje erdhi arapi zi i mori këto e i çoi n’shtëpi t’vet. Kur hyrën këto n’shtëpi çka me pa. E panë hyzmeqarin e mbretit me nusen duke fjetur n’shtrat bashkë?! Ky djali, i tha arapit zi, –merri këto me gjithë krevat edhe t’i dërgosh n’odë t’mbretit.Kur u zgjua mbreti n’mëngjes, çka me pa! I pa hyzmeqarin me vajzën e vet bashkë n’krevat.Desh i doli mendja. I çoi fjalë këtij djalit,aman duman,mos ma nxjerr n’shesh këtë turp çka m’ka gjet mua. –Do të jap para dhe flori sa t’duash? Mirëpo ky djali i tha mbretit, –kur e kishe vajzën me jaran pse ma dhe mua? Edhe, ky djali, shkoi e fejoi një nause tjetër. Përsëri bëri dasëm e grishi shumë dasmorë. –Më grishi edhe mua.Dasma e madhe u bë. –Unë shkova n’dasëm dhe u bëra magjetore. –E kur u

sos dasma, unë e mora një tepsi me hallvë. Mirëpo, duke ardhur rrugës, m’rrëshqitën këmbët dhe u rrëzova. Hallva krejt mu derdh. Përalla n’dallë, shëdeti n’ballë.

## NËNA ME GjIZË

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një herë një nënë plakë.Ka pasur dy djem. Djali i madh përditë i ka bërë hyzmet nënës, a ky djali i vogël ka shkuar përditë n'fushë. Një ditë ky vëllau i vogël i thotë këtij vllëllaut të madh.–O vëlla, pa hajt shko një ditë ti n'fushë e une t`i bëjë hyzmet nënës se jam bezdis më vetëm unë,përditë, duke shkuar n'fushë.–Ani, i tha vëllau i madh këtij t'voglit.Të nesërmen vëllau i madh shkoi n'fushë të punojë, ndërsa ky i vogli u ndal në shtëpi t`i bëjë hyzmet nënës.Ky çka rrinte n'shtëpi kishte për detyrë ta pastronte nënën.Edhe ky e vu një kazan me ujë n'zjarr. Uji u nxeh e u bë shkul. Ky vëllau i vogël e mori nënën e futi n'banjo edhe e mori kusinë me ujë ta lajë. Mirëpo ky nuk kishte larë ndonjëherë ndonjë njeri, nuk dinte se si lahet njeriu edhe ta mori kusinë e t'ia lëshoi n'krye nënës edhe e përvloi. Ajo piskati një herë edhe vdiq.Ky kur e pa se çka bëri zuri t'bërtasë,–oj nënë, oj nënë s'ka? Nëna nuk jep përgjigje.Edhe ky e mori shpejt e shpejt edhe ia veshi petkat dhe e vu në krye t'odës, ia vu furkën n'brez dhe boshtin me një dorë. Shkoi e i solli një çanak me gjizë me një copë bukë edhe ia lyejti buzët me gjizë, e ktheu kah dollapi edhe po pret tani kur do të vijë vëllau madh. Ky doli përjashta sepse e dëgjoi se vëllau i madh hyri n'ahër ta lidhe kalin. Kur e pa vëllau i madh përjashta këtë t'voglin i tha,–çka bën ty përjashta? –Qe po t'pres ty t'vishë prej fushe.Edhe ky e pyeti,–ku është nëna? –Nëna është brenda n'odë i tha ai. Ky vëllau i madh kur hyri brenda n'odë, e pa nënën t'mbështetur për muri edhe i thirri –oj nënë. Nëna nuk dha kurnjë përgjigje. Ky edhe një herë i thirri –oj nënë. Nëna prapë nuk nxori asnjë zë.Ky iu kthye vllëllaut të vogël edhe i tha, –çka i ke bë nënës bre vëlla? –Kurgjë nuk i kam bë i

tha ky i vogli.–Po si kurgjë, a se sheh se nuk flet nëna?–Nëna ha buk me gjizë bre vlla. Kur u afrua vëllau i madh e pa se nëna ka vdekur, edhe iu kthye vllëllaut vogël. –Po çka i paske bërë nënës bre derëzi? Ky u tremm edhe i tregoi.I tha, –kurgjë nuk i bëra bre vlla, po vetëm e futa ta lajë edhe ia mbraza një safë ujë t'nxehtë n'krye, ajo vetëm një herë piskati edhe vdiq.Mirë,tha vllau i madh, por a lahet nëna më ujë valë bre hajvan? Vëllezërit ranë t'flenë. N`mëngjes herët u çuan edhe ky vëllau i madh i tha vllëllau t'vogël.–Shiko këndej!–Unë do të shkojë ta hapi vorin e nënës e ti, sa t'afrohet dreka, thirri nja katër vetë edhe sillne nënën te varret! Edhe ky i madhi shkoi te varret.Ky vëllau i vogël, kur erdh koha e drekës, jo t'thirre ndonjë njeri si i tha vëllau i madh, por e mori një tërkuzë, ia vuri nënës n'qafë edhe zu ta tërheqë zvarrë e ta çojë te varret?Duke e tërhequr nënën zvarrë,kur te një derë doli një plakë. Kur e pa plaka këtë i thirri,–po çka i bën ashtu nënës more derëzi? –Po a tërhiqet nëna zvarrë me tërkuzë bre rezil, bre maskara, bre kodosh! Ky djali, si ta mori një gur e t’i ra n'krye plakës edhe e mbyti.–O,çka u bë puna,tha,tani? Edhe e mori plakën dhe e lidhi me tërkuzë. Pasi i lidhi të dyja bashkë zu t'i tërheqë zvarrë. Duke i tërhequr zvarrë e duke bërtitur –"O vëlla, bën dy ana se bie dy nëna". Ky vëllau i madh e dëgjon mirëpo s’e merr vesh se çka thot? Prapë ky bërtet –"Ejj vëlla, bën dy ana se bie dy nana". Ky prapë s’e merr vesh se çka i thot vëllau? Kur u afrua afër e pa se ky e tërheq nënën zvarrë.–Po çka i ke bë nënës ashtau bre vlla? –Po a nuk t'thashë t'thirrish katër vetë edhe ta sjellësh nënën te varret? –Po kjo plaka tjetër kush është? –Çka. i ke bërë bre i poshtër? –Si e ke mbytur plakën e huaj bre derëzi? –Po a halli i kësaj do të m'thotë budalla i shëmtuar çka i bën nënës ashtu? Dhe unë e mora një gur edhe i rashë n'krye e kjo u mbyt.–E lidha bashkë me nënën tonë edhe i solla këtu. –Of, of çka paske bë? –Punë gjaku paske bërë bre vëlla! Dhe,çka t'bëjë ky vëllau i madh, që mos të bëhet puna e madhe, e hapi edhe një varr dhe i futën të dyjat nëpër varret e veta edhe u kthyen në shtëpi. Të nesërmen,kur doli drita,ky vëllau i madh i tha këtij vllëllaut të vogël, –hajde tani t'shkojmë te shtëpia e asaj plakës çka e mbyte edhe të takohemi me djalin e saj! Mirëpo ky vëllau i vogël nuk shkoi ndërsa ky i madhi u nis edhe shkoi vetë.Kur shkoi aty u zatet me djalin e asaj

plakës,edhe i tha: –a u la nëna?Ai,i tha,–na la!Edhe ai i tha këtij,a u la edhe juve nëna?–po, na la, tha ky!–Shëndosh ju t'jeni i tha ai. –Ku e ke vëllaun e vogël?–Atë e lash n'shtëpi t'presë njerëz n't'pamë tha ky edhe u çua e erdh n'shtëpi t`vetë.Kur erdhi nështëpi ky vëllau i vogël iu vu e i thot,–do të ikim prej shtëpije. –Po pse do të ikim bre vëlla?–Po si do ta lëmë shtëpinë e re vetëm.–Jo! Do ta lëmë edhe do të ikim se me u marrë vesh se unë ua kam mbytur nënën,do të më vrasin, i tha vllëllaut të vet.Ky ra n'hall.Çka t'bëjë? Por prapë prej dertit e dëgjoi vëllaun e vogël edhe para mëngjesit këto ikën prej shtëpie.Mirëpo vëllaut të madh iu dhims dera e shtëpisë se e kishte ndrequr të re,e i tha këtij t'voglit,–unë,tha:–do ta marrë derën me vete. Merre, i tha ky!–Unë nuk marr kurgjë. Ky e mori derën n'shpinë edhe hajt, hajt shkuan. Duke shkuar i zuri nxehti për udhe.Kur u afruan afër një livadhi e panë një lis t'madh. Ky vëllau i madh i tha këtij t'voglit.–Or vëlla a ndalemi te ky lisi t'pushojmë pak se edhe jam lodhur edhe t'kalojë pak ky i nxehti. Ani i tha vëllau i vogël edhe këto të dy hypën n'lis. Ky i madhi e mori derën atje lart në lis. Duke ndejtur aty, mbas një kohe, kur ia mbërrijtën do krushq me një nuse. Edhe ata ishin lodhur dhe hyrën ndër hijen e lisit.E afruan edhe kalin e nuses,e nusja me duvak po rri n'kalë, krushqit u ulën t'pushojnë.Ky vëllau i madh që e mbante derën i tha vllëllaut t'vogël,–o vëlla ndihmom pak ta mbashë derën se më janë mpirë duart, e është duke më shpëtuar dera. Ky nuk e dëgjoi as nuk i ndihmoi,atij t'shkretit i shpëtoi dera e tu rra nëpër degë t'lisit teposhtë e duke i thyer ato e duke bërë zhurmë t'madhe. Këto krushqit u trmbën e thanë: –ikni bre se na vrau zoti! Sepse, kujtuan se mos është vetëtima edhe ikën dhe e lanë vetëm nusen hipur n'kalë. Mbasi u qetësua puna ky vëllau i madh i tha: –or vëlla, hajt t'shkojmë prej këtu se po kthehen prapë krushqit,na gjejnë këtu e na mbytin? Ky vëllau i vogël nuk e dëgjoi.I madhi zbriti dhe e mori për kërpeshi kalin me gjithë nusen dhe shkoi n'shtëpi t'vet.Ky i vogli ndejti n'lis.Ja,mbas një kohe ia mbërrijtën krushqit. Kur shikuan nusja me kalin nuk është.–Ah,tha bjraktari, këtë punë na e paska punuar ndonjë njeri për t'na e marrë nusen. Edhe u dha urdhër krejt krushqve ta kërkojnë aty përreth livadhit nëpër disa gëmusha.Duke e kërkuar njërit i shkoi mendja dhe shikoi lart. Kur i pa degët e lisit t'thyera, u tha shokëve, –mblidhuni shokë se këtu

është hajni! Edhe kur u afruan te lisi aty e panë n'majë t'lisit një njeri. E si t'iu vunë atij me gurëz prej poshtë, duke kujtuar se ai e kishte marrë nusen,e këto hygjym ta mbytin,e ta rrëzuan nga lisi e rra prej lart poshtë. Kur rra ai prej lisit, rra drejt n'krye dhe e theu qafën edhe menjëherë vdiq. Populli thot: si e bëri edhe e gjeti sepse e zuri haku i nënës së vet. Ndërsa ai çka qe i drejtë fitoi edhe bile u martua me atë nusen dhe ktheu në shtëpi të vet ku e vazhdoi jetën më tutje. Përralla n'shkallë, shëndeti n'ballë.

## Një GRUShT Një LUAN, Një ShPULlË Një MIJ ShPIRTRA

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë një djalë pasaniku. Ky paska fjetur përherë n'bahçe. Një ditë kur ngrihet prej gjumi,kur e sheh aty afër një mi t'mbytur qysh i ka ra me grusht duke qenë n`gjum.Edhe në anën tjetër një grumbull mizash,qysh e ka përplasur dorën nëpër gjum dhe me shpullën e dorës i ka mbytur. Kur ngrihet prej gjumi, shkon drejt te thikaxhiu.E i thot,thikaxhiut,–shiko këndej or thika-xhi! –E dua një thikë të mirë të ma bësh, edhe atë nga njëra anë ta shkruajsh "një grusht një luan" a nga ana tjetër ta shkruajsh "një shpullë një mij shpirtra"! Thikaxhiu i tha: –mirë bre trim do ta shkrauj. Ky të nesërmen shkoi te thikaxhiu e paguajti edhe e mori thikën edhe erdhi në shtëpi. Kur doli të flejë në bahçe para se me ra e qiti thikën edhe e vu mbi tavolinë dhe vetë ra në krevat. Mbasi e kishte zënë gjumi, ia mbërrijtën do hajdutë. Ato kishin ardhur ta vjedhin sepse e dinin se ky fle vetë n`bahçe. Dhe pasi ta vidhnin do t`i kërkojnë babait të tij lira për t'ia liruar prapë djalin. Hajdutët,kur erdhën në fund t`bahçes,aty një herë u kapën mes vete se kush do të shkojë ta marrë? Mirëpo ai ma i madhi u tha: –unë do të shkojë ta vjedhë se jam më i madhi.Edhe mirë,ata tjerët u pajtuan, ky shkoi.Kur mbërrijti te tavolina e pa thikën e tij mbi tavolinë. Kur e mori në dorë, kur po e lexon, po sheh se shkruan: një grusht një luan, një shpullë një mij shpirtra.Hajduti u ndal e la

thikën edhe bythëprapas, bythëprapas doli prej bahçes edhe u tha shokve,–prapë,shpejt t'ikim! –Pse bre t'ikim i thanë këta tjerët? A bre vllezër, po ne se kishim ditur se ky paska qenë trim i madh. Po helbete, çka ishte puna, e pyetën vëllezrit këtë të madhin? Ky u tregoi atyre e u tha se në thikë i shkruante kah njëra anë "me një grusht një luan" a nga ana tjetër i shkruante me një shpullë një mij shpirtra. –Ky neve na bën pluhur, thot njëri prej vëllëzërve.–Po çka t'bëjmë tani? Njëri thot,–o vllezër, hë, thanë ata tjerët.–M'ka shkuar ndër mend me e pasë bërë ne mik këtë trimin,demek, me ia dhënë motrën tonë,si dhëndri jonë atëherë do të na dilte zot neve. –Mirë t'ka shkuar mendja,i thanë vëllezërit tjerë. Edhe këta, të nesërmen e gjejnë një njeri si shkues edhe e çojnë te ky djali.Kur shkon ky atje edhe ia tregon muhabetin këtij djalit edhe i thot se, të kanë pëlqyer shumë filan vëllezërit e kanë qejf me u bë mik me ty, demek me ta dhënë motrën për grua. Nise, ky thot –mirë mbasi ato paskan qejf t'bëhen mik me mua edhe unë kam qejf ta marr motrën e tyre për grua.–Pra le të jetë për hajr! E merr një nishan ky edhe ua çon vëllezërve. E mbas një kohe e bëni dasmën, e mori ky motrën e këtyre vëllezërve.Mbasi kapërceu një kohë, vëllezërit e kësaj motrës i çojnë fjalë e i thuan të vijë dhëndri se do të shkojmë me një çiflik të vjedhim. Kur ia tregon motra e tyre burrit t'vet se po të thirrin vëllezërit e mi për: këtshtu kështu. Ky kërcen n'këmbë e i thot gruas së vet,–nuk shkoj unë të vjedhë se unë jam njeri i pasur,s’kam nevojë të vjedhë,funfidi fundit unë nuk jam hajdut. Jo po, i thot gruja, –do të shkosh se të kanë thirrë vëllezërit e mi, e ty si dhëndër duhet tu ndimosh vllezërve të mi! Jo do të shkosh jo nuk shkoj një copë herë u fjalosën burrë e grua,edhe ma në fund ky i tha:–nuk shkoj pa kush e di se çka të bëhet!–Po mbasi nuk shkon ty atëherë, i tha gruaja, qiti pantallonat tuaja t'i veshi unë e t'bëhem tebdil sikurse ty, se do të shkojë unë n'vend tëndin! Kur u bë natë kjo u vesh edhe shkoi te vendi ku duhet t'vidhnin. Aty u zatet me vëllezërit mirëpo ata se njohën.Kur hyrën t'vjedhin ky vëllau më i vogël u tha vëllezërve tjerë, –O vllezër, unë do ta shpojë me thikë n'kofshë të këmbës.–Si të jetë motra e jonë ajo nuk sëmuret, a si të jetë dhëndri ai nesër do të jetë i sëmurë? Edhe ky duke vjedhur i futi një të shpuar me thikë motrës duke menduar se është dhëndri. Mbasi i vodhën paret u shpërndanë, kjo shkoi

n'shtëpi të vet. Kur shkoi te burri i tha atij, –shiko këndej, nesër do të biesh në shtrat edhe mos më ngrihesh prej shtrati! Kur do të vijnë vëllezërit e mi dhe kur do të thuan, – për hajr dhëndër, çka ke që rri në shtrat? Ty do të thuash: –nuk është gjë, po prëmë jam gërvishtur në këmbë edhe rashë pak të pushojë n'shtrat. Kur u bë ditë vëllezërit erdhën t'ia sjellin paret, demek hisen e vet dhëndrit, edhe ta shohën se kush ka qenë prëmë me ta? N'mëngjes herët u çua gruaja e këtij edhe po fshinë lëmën.Ja ku po vin vëllezërit.Kur e panë motrën duke fshij, i thanë,–mirmëngjes oj motër, shumë herët qenke ngritur.–O hajde mirë se erdhët u tha motra, po qe ta fshijë lëmën. Ku e ke burrin i tha vëllau i madh? –Ai është brenda në odë është i shtrirë. Kur hyri vëllau i madh brenda kur e pa dhëndri rrinte n'shtrat.Edhe ky prej shtrati i tha kunatit,–o hajde mirë se erdhe mik,–mirë se t'gjeta dhëndër,po helbete çka paske? Po jam gërvisht prëmë diku në kofshë t'këmbës dhe sikur kam do ethe e thash do të rri pak i shtrirë.–Mirë,tha miku,dhe nuk u ndal shu-më. Ia dha strajcën me lira, hisen e vet dhëndrit,dhe doli e shkoi. Kur shkoi te vëllezërit tjerë u tha se kishte qenë te dhëndri mbrëmë dhe se me ta kishte qenë vetë ai.Mbas një kohe, këta vëllezërit, i çuan fjalë dhëndrit t'vijë se do të shkojnë ta zënë elefantin se, ashtu paska kërkuar padishahu. Kur i tha burrit gruja, ky i tha: – nuk shkoj unë! –Jo, i tha gruja,këtë radhë do të shkosh edhe do të plasin sytë se, unë e hëngra një thikë përshkak teje! Jo do të shkosh jo s'do të shkoj, e dikur ia mbushi gruaja mendjen burrit që t'shkojë.Mirëpo ky dhëndri nuk shkoi nëpër atë udhën kah shkuan vëllezërit po i ra një udhe tjetër hyry napër do lisa të lartë. Aty te një burim, afër një lisi, u ndal edhe hypi n'lis e po rri. Kur mbas një kohe, duke ndejtur, u dëgjua një poterë edhe do t'krisme pushke e kishin trazuar elefantin, ai vinte duke u kruajtur nëpër druna, e kur erdhi te burimi u ndal të pijë ujë.Mbasi piu ujë zu ta kruajë qafën për lisin ku kishte hipur ky djali.Duke e kruajtur qafën e duke e lëkundur lisin se ishte një elefant i madh. Prej të trandmes së madhe, ky djali ra prej dege n'qafë të elefantit. Kur i rra n`qafë atëherë elefanti ia nisi të vapojë. Ky u kap për veshët e elefantit, e ai po vraponn nëpër mal,ndërsa këta vëllezërit ia kishin zënë udhën e po qitshin me pushkë sa që mundnin. Ky djali thirri një herë, –ej miq bre, të gjallë e kam zënë, t'gjallë! Këta vëllezërit

e ndalën pushkën se u tremnën se po e vrasën dhëndrin edhe shpejt e shpejt vetëm e plaguan elefantin për ta ndalur e i thanë dhëndrit, –aman duman, mos i kallëzosh padishahut se e ke zënë të gjallë se neve do të na vrasë të gjithëve.–Po t'i japim ty gjysmat e pareve, vetëm e vetëm mos na qit në rrenë. Edhe kur ia çuan elefantin padishahut, ai u dha shumë lira, i mbushën do sëndukë me lira edhe u tha: –mos tu dëgjoj të keni vjedhur më! –U kam dhënë para aq shumë sa ta keni jetën e juaj të sigurt dhe mos mund t`i harxhoni. Këta i morën paret edhe shkuan n'shtëpi. Edhe dhëndrit me motrën ia dhanë gjysmat e pareve edhe vetë e lanë më hajdutllëkun. E kështu dhëndri ma në fund ua mbushi mendjen se paska qenë trim i madh.Përralla n'shkallë shëndeti n'ballë. Përralla u sos, kosi në vorbë u thartua e u përdhos.

## NjË RrIP MISh, NjË KOKËR LAKËR

Ka qenë çka ka qenë, kishin pas qenë një burrë dhe një grua.Ky burri, i thot gruas së tij, –oj grua, kam një qyp n'hambar me elb, mos ia japësh,thot,ndokujt.–Jo, thot bre burr, nuk ia jap kurrkujt. Një ditë vjen një vorbaxhi t'shesë vorba edhe shtamba. –Hajde vorba hajde shtamba, bërtet vorbaxhiu.Edhe kjo gruaja doli te dera dhe e pyeti, i tha, –o shtambaxhi sa i ke shtambat? Ky i tha, –një plotë një zbrazët bre hallë. Po me çfarë mbushët me grurë, me kallamoq a me elb. –Po çka t'keshë, n'daç grurë, n'daç kallamoq n'daç elb. Kjo gruaja tha vetë me vete do të shkojë e do t`ia japë atë qypin me elb e do të marrë shtamba, do të blejë. Kur ia solli qypin me elb vorbaxhisë, ai e mori edhe i dha kësaj dy shtamba dhe vetë u kthye ta zbraze elbin në thes.Kur e zbrazi qypin çka me pa, qypi kishte qenë i mbushur krejt me lira. Edhe ky shtambaxhiu i thirri kësaj gruas. –Oj hallë prit pak tha, se do të ta jap këtë gomarin me shtamba!–jo jo tha gruaja,s`ka çka m'duhet krejt gomari me shtamba.Do ta jap, tha, do ta jap! Edhe shkoi nën çardak t'shtëpisë dhe i shkarkoi shtambat edhe vorbat. E mori gomarin,

shpejt e shpejt iku mos e zatete ndokush. Kjo gruaja i mori shtambat dhe vorbat edhe i renditi brenda në shtëpi.Mirëpo për një shtambë nuk kishte vend. Edhe kjo gruaja po folën me shtambat e po u thot, –hë ori shtamba lirone një vend edhe kësaj shtambës së vogël! Ato ku marrin vesh. Kjo prapë u thot: – lironi vend se do të marrë një shkop e do tu thyejë të gjithave me rend! U përpoq ta futë midis atyre edhe këtë shtambën e vogël.Por duke i shtyrë i theu nja dy shtamba, edhe si tu mllefos e të shkoi dhe ta mori një shkop edhe si tu hyri me rend krejt shtambave e i bëri copa, i theu krejt me rend. Kur erdhi burri në mbrëmje, kur e pa. Çka me pa? shtambat i kishte bërë copë me copë. Po çfarë ke bërë moj grua kështu? –Po shtambaxhia, thot,mi dha krejt shtambat që i kishte të ngarkuara në gomar edhe unë u mundova t'i renditi, por njërës nuk i lironin vend edhe unë u mllefosa dhe i theva të gjitha shtambat. – Nuk paske bë mirë,por nejse i tha burri.–Po me çka i bleve e pyeti ai? I bleva me atë elbin që e kishe futur ty n'qyp, brenda në hambar.O bre! I mjeri unë i shkreti çka m'paske bërë?–Po ja paske dhënë krejt lirat shtambaxhisë bre! Dhe ashtu i mllefosur burri, si t`ma zen gruan e vet, dang, e dang, i hoqi një dajak të mirë që ta mbajë mend sa të jetë gjallë. Të nesërmen n'mëngjes ky shkon n'punë e kjo del n'çardak dhe ulet n'shkallë edhe si ia nisën të qajë, e qanë e qanë hiç pa ndalur.Duke qarë i shkojnë sytë te direku i hajatit aty kishte qenë i lidhët një mëzat.Mëzati e ka hapur gjojën edhe e ka nxjerrë gjuhën përjashta e po e mban varur.Kjo kur e sheh mëzatin se e ka nxjerrë gjuhën përjashta, mendon se kau e përqeshën atë dhe i thot, –hë more viran, edhe ty po më përëqeshë se m'ka rahur burri! Edhe zbret ndër hajat e mer sopatën ene si t`i bie në ballë e ia pret kryen mëzatit. Kur vin burri në shtëpi, kur e sheh mëzati i therur.Po çka ke bërë kështau bre grua bre?–tu bëftë halli më mirë! Po përse e preve mëzatin bre? –Po si mos ta pres bre njeri? –Pasi më rahe ti,edhe halli i këtij të më përqeshë a? Unë qaj n'krye t'shkallëve,ky nxjerr gjuhën e përqesh mua. Përashtu e thera. Oh, oh çka na paske bërë! – Po nejse, do ta kapërcejmë disi, një rrip mish një kokër lakër do ta kapërcejmë dimrin. Edhe si t'i hyjnë kaut e rrjepin dhe e bëjnë rripa-rripa mishin edhe e futin në thes. Nesër burri shkon në punë, kurse gruaja e merr thesin e mishit edhe del ndër shtëpi, aty e kishin një arë të mbjellur me

lakra, një ograjë. Edhe secilës lakër ia vë nga një rrip mish deri sa e sosi krejt thesin, edhe u kthye e hyri brenda në shtëpi.Por qentë e katundit si e ndiën erën e mishit e tu mblodhën te ograja mbas mishit.Mairpo n`atë kohë erdh burri prej pune edhe kur i pa qentë nëpër lakra, i tha gruas, –oj grua moj, po çka kërkojnë këto qentë nëpër lakra? Kur u afrua pranë, çka me pa secila lakër kishte nga një copë mish. Po çka ke bërë moj grua moj? –Po ty a nuk the bre burrë, një rrip mish një kokër lakër? –Po nuk të thashë unë ta qesësh mishin napër arë por, të thashë se dimrit do ta hamë; një rrip mish një kokër lakër e ta kapërcejmë dimrin sivjet.Edhe shpejt e shpejt e mori një shkop edhe ngarendi e doli te qentë. Mezi se i dëboi dhe e shpëtoi një pakicë mishi çka kishte mbetur. E mori mishin dhe e çoi në shtëpi. Nesër në mëngjes kur u çua i tha gruas, –oj grua pa hajde merri stelat tuaja edhe nga të duash shko!
– Shko te baba yt, e te vëllezërit e tu se s'paske pasur një fije mend. –Se më ke bërë shumë dëme. Edhe e dëboi gruan, e ajo shkoi dhe e la vetëm. Kështu edhe përralla mbaroi. Përralla në shkallë, shëndeti në ballë.

## P E K M E Z I

Ka qenë çka ka qenë. Ka qenë një man i madh pa t'zot.Një ditë një dhelpër e shkundën manin edhe, mbasi e shkundën, ia nisën t'hajë. Ha ha, e po ha, dhe duke ngrënë mana të mëdhenj edhe shumë të ëmbël, kur shiko po vjen ujku. –Puna e mbarë moj zonja ndrikull! –Po çka bën kështu, i thot ujku dhelpnës? –Mbarë paç ore la[9] kumbar! –Ja po ha mana i tha dhelpra, edhe shpejt e shpejt ia mbushi një çanak me mana e ia dha ujkut. Ujku si tu hyri me gjuhë llap e llap i hëngëri manat.Ata i erdhën t'mirë e t'ëmbël edhe i tha dhelprës, –po qenkan shumë t'mirë bile dhe shumë t'ëmbël këta manat moj ndrikull. –Po,po o la kumbar, jannë t'mirë, i tha

[9] shkurtesa nga lalë

dhelpra. –Po a nuk bën të bëjmë pekmez për dimër bre ndrikull i tha ujku?–Po, po si nuk bën o la kumbar, bën me bë pekmez.Mbas kësaj uku shkoi n'punë t'vet, a dhelpra filloi t'mbledhë mana e ta mbushi një qyp me mana. I bëri pekmez për dimër edhe e futi qypin n'bodrum. Kur erdhi dimri dhelprës i shkoi mendja për të ngrënë pekmez mirëpo nuk mund të shkonte te qypi i pekmezit sepse u trembte prej ujkut. Duke u menduar iu kujtua çka t'bëjë ? I shkoi ndër mend një rrenë edhe kinse po e thirrën ndokush bërtiti prej brenda n'shpellë. –Ja,tani do të vijë! Prej të bërtitmes së dhelprës u zgjua ujku prej gjumit edhe pyeti: –çka është puna bre ndrikull që po bërtrt ?–O la kumbar,janë lindur do fëmijë,e më thirrin që tua vë emrat. E rrejti dhelpra ujkun. Edhe ujku i tha, –shko pra,mbasi po të thirri!Edhe dhelpra shpejt e shpejt doli prej shpelle dhe teposhtë e shkoi n'bodrum, e çeli qypin edhe si t'i hyri pekmezit, e hëngër e hëngër deri sa u ngi.Ia vu kapakun qypit,dhe duke e lëkundur bishtin e duke i lëpirë buzët erdhi e hyri n'shpellë. Mirëpo ujku e pa dhelprën duke i lëpirë buzët kur hyri n'shpellë, dhe e pyeti, –përse po i lëpijsh buzët bre ndrikull, çka paske hëngër ? –O la kumbar, po kishin therrur një dele e unë hëngra një copë këmbe që ma dhanë.–O bre ndrikull, çka qenkam shumë i uritur, mu haka mish deleje,dhe mirë do të ishte t'shkojë edhe unë! –Ah more la kumbar, i tha dhelpra, –ti s’shkon dot se, ty t'pritshin gjuetarët me gjithë zagarë n'krye t'kataundit për të t'vra. –Of of, tha ujku, –derti zi çka m'paska gjetur mua t'shkretin !–e sa i untuar që jam? –Po mirë, tha, bre ndrikull s’po shkoj, por, tregom mua se si ia vure emrin atij fëmije? –A bre la kumbar, tha dhelpra,–emrin ia vura zanafillë, ore la kumbar.Kaluan disa ditë, prapë dhelpnës i shkoi mendja për pekmez.Duke u kujtuar se si t'shkojë, i ra ndër mend t`thirrë si rendin e parë. Kush është, po po, erdha? –Përse po bërtet mori ndrikull, i tha ujku? Kanë lerë do fëmijë, o la kumbar,e më thirrin që tua vë emrin. –Po mirë de, shko i tha ujku! Edhe dhelpra doli, ra teposhtë e shkoi n'bodrum drejt te qypi. E çeli qypin dhe hëngri e hëngri pekmez derisa u ngop.Ia vu kapakun qypit dhe e mbylli edhe doli prej bodrumit e erdh n'shpellë.Sa erdhi e hyri brenda në shpellë, e pyeti ujku. –A erdhe bre ndrikull? –Erdha o la kumbar u përgjigj dhelpra. –Po si ia vure emrin, pyeti ujku? –Ia vura Zurames la kumbar.–O, sa emër t'mirë

i paske vënë, tha ujku! –Po çka t'bëjë bre la kumbar, edhe ato n'ymyt më thirrin mua.Mbasi kapërcyën disa ditë,dhelprës i shkoi mendja përsëri te pekmezi, edhe po dëshiron ta hajë krejt pekmezin. Prapë ia nisi të bërtasë. Hë hë, kush është? Çka po bërtet moj ndrikull, i tha ujku, se mi qite mendt e kokës më ditë për ditë? –Po çka t'bëjë se më thirrin bre la kumbar.–U kanë lindur do cullë e më kërkojnë tua vë emrat. E hajt shko e the qafën më, se su qite edhe ty edhe ato që po të thirin! Dhelpra shkoi prapë n'bodrum e çeli qypin edhe e hëngri krejt pekmezin. Mbasi e hëngri pekmezin e ktheu qypin edhe i dha një të rrokullisme dhe doli prej atje. Erdhi e hyri n'shpellë. Kur erdhi dhelpna ujku e pyeti, –a erdhe moj ndrikull?–Erdha la kumbar,erdha, tha!E si ia vure emrin cullës.–Ia vura Zurarrokullimës.–Heu,sa emër t'çuditshëm që i paske vënë, tha ujku! Kapërcyen nja di a tri ditë edhe zu t'bjerë borë. Ujkut iu tek te pekmezi edhe i tha dhelprës.–Oj ndrikull, pa na bën një bakërdar edhe na qit do pekmez të hamë me bakërdar! Dhelpra e vu kusinë me ujë të nxehtë valë, edhe i futi miëll t'kallamoqtë, e ziu e përziu, e bëri bakërdarin gati.Mori një çanak edhe një lugë e shkoi t'marrë pak pekmez. Kur shkoi n'bodrum, qypi i përmbysur sepse e kishte ngrënë kjo vetë pekmezin,edhe ktheu prapë e erdhi n'shpellë. Kur hyri brenda dhelpra qe e zymët edhe tha si me të sertë. –Kush e ka ngrënë pekmezin?–Nuk e di bre ndrikull se kush e ka ngrënë? –Ti e ke ngrënë la kumbar, i tha dhelpna! –Jo moj ndrikull, i tha ujku, se kam ngrënë unë por e ke ngrënë ti! Jo ti, jo unë, e tu kapën e tu kacafytën ujku me dhelprën. Kur e pa dhelpra se ujku do ta hajë, i tha: –mos më ha o la kumbar, po hajde do të dalim përjashta e do ta bëjmë nevojën edhe do ta shohim se kush e ka ngrënë pekmezin.Prapë u mashtrua ujku e i besoi dhelprës.–I tha, –mirë do të dalim! Edhe dolën përjashta.U nisën përpjetë kah mali edhe me një vend u ndalën e po e bëjnë nevojën. Mirëpo dhelpra i tha ujkut, –o la kumbar a e sheh atje larg çka po vijnë do gjuetarë me gjithë zagarë.–Ku moj ndrikull, i tha ujku?–Ja, tek vijnë la kumbar, atje n'skaj të malit. Ujku duke shikuar kah mali, dhelpra e mori nevojën e vet dhe ia vu ujkut, ndërsa t'ujkut e vu te vendi i saj. Kur u kthye ujku t'shohe; çka me pa, doli se ai e ka ngrënë pekmezin. Edhe dhelpra i tha, –a e sheh se ti e ke ngrënë pekmezin!–Jo,se kam ngrënë unë po ty e ke ngrënë.E tu rrokën me

dhelprën fyt për fyti.Kur e pa dhelpra se do ta hajë ujku iu lut,e i tha, aman la kumbar mos më ha këtu se do të më shohën të gjithë se si më han, po të shkojmë atje poshtë te shpella e aty ani se më hash.Ujku i besoi edhe një herë dhelprës dhe u nisën. Duke shkuar teposhtë, dhelpra u ndal e i tha ujkut. –O la kumbar s’eci se më janë pre këmbët.–Mirë,i tha ujku,hyp n'qafën time!Edhe e mori dhelprën n'shpinë e po ecin. Duke shkuar udhës filloi t'laget ujku nga shpina. Duke ecur e duke u lagur më shumë edhe, i tha dhelprës, –çka është puna moj ndrikull, ndjej se po më vjen lagët nga shpina? –S`është gjë o la kumbar, vetëm se po më shkojnë do djersë t`holla prej frike se do të më hash. Dhelpra e kishte përshurur ujkun n`qafë, e i thonte se i ka djersë prej frike.Duke shkuar më tutje sërish filloi ta lagë ujkun mirëpo tani i vjente era ca. Ujku u ndal dhe i tha: –çka është kjo puna e jote bre ndrikull, prapë m'lage, edhe po i vjen era? A bre la kumbar, m'shkojnë djersë të trasha prej frike kur mendoj se do të më hash.Kur mbërrijtën te mulliri aty kishte një shpellë t'vogël. Edhe dhelpra, i tha ujkut, –këtu do të pushojmë pak o la kumbar! Ujku u ndal, edhe dhelpna kërceu prej qafës së ujkut dhe shpejt e shpejt hyri në vrimë. Mirëpo ujku e kapi për këmbe. Dhelpra i tha:–o la kumbar, ti e ke kapur rrënjën nuk e ke kapur këmbën.–Po lëshoje rrënjën dhe kape këbmën. Ujku u mashtrua përsëri dhe duke menduar se e da kapur rrënjën, e lshoi këmbën dhe e kapi rrënjën. Kreh, kreh rrënjën duke menduar për këmbën, nuk po del gjë. Për atë kohë dhelpra kishte dalur nga ana tjetër edhe kishte ikur, e kishte shkuar në një lloç e ishte përlyer e ngjyer e bërë krejt baltë. Mbas një kohe erdhi dhelpra drejt te ujku, e përlyer krejt me baltë. –Po çka bën ore la kumbar?E kam kapur dhelprën për këmbe edhe po e pres t'dale sepse dua ta ha! –Of of bre la kumbar, po ndrikulla kishte qenë shumë e keqe. –Ajo kishte ikur, madje erdhi e u ngjit me mua. –A e sheh çka m'ka bërë. Kur e pa ujku nuk e njohu se kush është po e njeroi; of of,çka t'paska bërë!Kjo i tha ujkut mos u bën merak për këtë punë po hajde te une e të jetojmë bashkë të dy. –Po ku e ke shpellën ty?–Nesër do të dal unë e do pres para shpellës sime. –Kur do të kalosh ty aty pari,unë do të marr brenda. Kur shkoi dhelpra n'shtëpi t'vet, aty para derës e bëri një gropë të madhe që kur të vijë ujku të bjerë brenda. E mbushi një kazan me

valë, edhe përsipër i vuri do krande, ndërsa mbi krandet e vuri një sexhade t'mirë. Kur qe, po vjen ujku. Edhe kjo fët e fët i doli përpara. –Hajde, mirë se erdhe la kumbar hajde! –Mirë se të gjeta i tha ujku! Po ku e ke shpellën moj bujare? –Ja, këtu e kam, i tha kjo! Dhe kur erdhën para derës,i tha ujkut, – urdhëro la kumbar e hyr brenda! Ujku u çudit kur e pa sexhaden edhe e pyeti, po si do të hyj brenda duhet ta shkeli sexhaden? –Po për ty e kam vu bre la kumbar, hiç mos u mërzit po ulu mu në mjedis t'sexhades.Edhe ujku, hop kërceu mu në mes t'sexhades edhe kur ra brenda n'gropë. Atje ra mu n'kazanin me valë, edhe veç kur t'i vot një piskamë edhe një ulurimë ujkut duke thënë, –a bre si m'dogje e më përvëlove! Edhe iu kujtua se kjo ishte dhelpra. –A bre, ti je ndrikulla tha, ama kur do të dal prej këtu do të bëjë copë me copë! Mirëpo s'doli prej kazanit më. Dhelpra i tha: –oh sa mirë ta bëra. Krejt të këqiat t'i bëra edhe pekmezin ta hëngra edhe tani t'futa n'kazan me valë. Pastaj doli nga mali e kur e pa një gjuetar i tha, –o gjuetar a dëshiron të vish të më ndihmosh ta nxjerrim ujkun se m'ka ra n`gropë e s'e nxjerr vetë. –Ani i tha gjuetari do të vijë Edhe nisi mbas dhelprës.Duke shkuar tutje, porsa mbërijti dhelpra te shpella deshi t'hyjë brenda, mirëpo gjuetari e kishte pushkën gati dhe t'ia futi një plumb dhe e vrau dhelprën. Kur u afrua e pa edhe ujkun n`gropë edhe atij ia futi një plumb, kështu që, i vrau të dy. I mori dhe i rrjepi, ua mori lëkurat edhe shkoi e i shiti n'pazar dhe bëri plot para. Përralla u sos edhe gjuetari i mbushi do vorba me kos, kosi ishte i tharët[10] gjuetarit iu përdhosën zagarët. Përralla n'shkallë shëndeti iu shkoftë cullëve n'ballë.

# Sh E I S M A I L I

Ka qenë çka ka qenë, ka qenë dikur një dovlet, ai dovleti kishte pasur një djalë. Atë djalin e ritën në zandan. Atje ia çojnë bukën

[10] i thartë

hyzmeqarët. Han, pin, e veshin e mbathin, ai veç ka ndejtur n'zandan. Kur bëhet 16 vjeç, një ditë i ndodhën një kockë në gjellë. Përherë ia kanë pru mishin pa kockë mirëpo,këtë radhë me kockë? Edhe ky si e gjenë kockën në sahanin me gjellë, e merr edhe e hudhën në tavan. Kur e hudhën, i jep një hov dhe e shpon tavanin, dhe kështu bëhet një golle. Për atë gollen hyn drita e diellit n'zandan, edhe ky hë mbas diellit ngarend këndej ngarend andej, i mirren mendtë edhe bie përmbys. Kur vijnë hyzmeqarët t'i bien darkë, kur shohin se Shehismaili ka ra përmbys. Këto shpejt e shpejt e kapin atë për krahësh, e trandin e lëkundin s'ka. Lëkund, lëkund, ai nuk bie në mend. Mbas një coëpë kohe memzi se e sjellin në mend. Kur shkojnë edhe i kallëzojnë Dovletit, i thuan: –kështu, kështu ka ngjarë puna, se Shehismailin e gjetëm përmbys. Ai, një copë herë nuk erdhi në mend. –Po a e shikuat ngrënien u tha Dovleti? –Se mos ka pasur ndonjë send a mos ka pasur ndonjë kockë? –Ne,thanë hyzmeqarët, e kemi shikuar por nuk ka pasur gjë! Shkojnë te zandani, hyjnë brenda edhe e shikojnë anembanë. Kur, duke e shikuar, e shohën gollen nga hyn drita. Dovleti thot: –ka pasur haja kocka, por,edhe këtij i ka ardhur koha që të dalë në mejdan. Një ditë e nxjerrin Sheismailin përjashta edhe e shëtitin nëpër bahçe.Bahçja e Dovletit ishte e madhe. Ky shëtitën e shëtitën dhe duke shëtitur, kur, sheh me një skaj të bahçes një kolibe. Dhe kur afrohet te ajo kolibja, kur e sheh një cucë duke u krehur. Ajo edhe krehet edhe qanë. Ky djali i afrohet asaj cucës dhe e pyetën. –Pse qanë, i thot, ti? –A nuk ke prindë a çfarë është puna? –Jo, thot ajo cuca, unë kam prindë, por prindët e mi po luftojnë.Atje ku m'jep nëna nuk m'japin vëllezërit, atje ku m'japin vëllezërit nuk m'jep nëna. –Prandaj kemi ikur prej katundit tonë dhe kemi ardhur këtu e rrojmë në këtë kolibe i tha cuca. E pyeti Sheismaili, –si e ke emrin? Gjylbehare, thot, e kam emrin! Sheismaili i jep një nishan asaj, edhe Gjylbeharja i jep atij një nishan.Pra ndërrojnë që të dy nga një shenjë dhe mandej shkon Sheismaili. Mirëpo kur vjen mbrëmja, nëna e kësaj cucës e sheh një gjurmë, edhe i thot cucës së vet, –oj bijë kush ka qenë këtu? Ajo i thot, nuk ka qenë askush! – Si, thot, kurkush? Unë e shoh gjurmën! Këtu nuk kishte gjurmë kundrash përpara! Kjo nuk i tregon, edhe nëna e vet nesër i mori teshat dhe u trazuan

prej atij vendi edhe ikën e shkuan tjetërkund. Mbas disa ditësh, kur del Sheismaili të shëtitë nëpër bahçe, shkon te kolibja dhe sheh se ajo cuca nuk është më aty. Edhe kthen prapë e vjen në shtëpi edhe i thot babës vet. – Baba Dovlet t'ma japësh një kalë, se dua të shëtitem me kalë me shalë. Dovleti u tha rojeve, – ruajne mirë bahçen edhe pse ka mure të larta avllia! –Se, mund të dalë Sheismaili përjashta, është i ri e mund ta sulmojë ndokush ose mund ta humbë madje edhe udhën. Sheismaili prapë i thot babës vet. –O Baba Dovlet, –a do të ma japësh një kalë të dalë për të shëtitur? Dovleti, i thot, –do të ta jap bre bir, mos u bën merak do të ta jap! I thot, – shko e zgjedhe një kalë në ahër edhe mere! Ky shkon n'ahër edhe nisën t'i shikojë kuajtë e tua krehë bishtin. Si nisën me rend duke ua krehur bishtin,secilit i bien qimet prej bishtit.Kur vjen te kali i fundit ia krehën bishtin mirëpo atij nuk i bien qimet. Ky e lëmon edhe i thot ja Kamer dhe ashtu ia vu emrin. Kur i bie në vithe, ai një here u dridh, e kur e lëmoi ky për së dyti, atij i shndriti qimja. Sheismaili i thot babës vet, –o babe, do të ma japësh një këllëç? Baba ia jep këllëçin, ky i hypën kalit edhe i jep një qark rreth e rrotull bahçes e hajt bir,dhe në një qoshe e prishën murin edhe del përjashta e shkon e humbet. Roja kërkoi bre andej, bre këndej por se gjeti dot. Kur e panë murin e prishur në fund të bahçes dhe thanë, –eh ja ku ka dalur. Sheismaili, si t'i dha kalit e hajt e hajt një fushe, e kur diku larg e pa një shtëpi. Dhe hajt, hajt duke ecur e gjeti atë shtëpinë. Kur arriti aty afër, e lidhi kalin në lëmë kurse vetë hypi mbi shtëpi dhe nga oxhaku hyri brenda.Kur, e pa aty një cucë duke qarë. E pyeti, –pse po qanë moj bujare? Ajo i tha: –më janë shfaruar vëllezërit duke luftuar, veç dy vëllezër më kanë mbetur gjallë! –Si e ke emrin, e pyeti Sheismaili? Ajo i tha, –e kam Gjylizare! Edhe ky nuk i tregoi kurgjë por, i tha, mirë dhe doli pëjashta, e mori këllëçin, e hypi kalin edhe shkoi. Hajt hajt i gjet këta ku po luftonin, dhe pa humbur kohë, hyri në luftë për tu ndihmuar vëllezërve të saj.Në luftë e sipër i vrau armiqët edhe si i liroi këta vëllezërit, ata i thanë: –ti që na shpëtove neve tani do të vish me ne bashkë të shkojmë në shtëpinë tonë. Po mire, tha djaloshi, do të vijë! Kur shkuan në shtëpi vëllezërit e pyetën motrën se a ka qenë ndokush këtu. Motra u tha, –nuk ka qenë kurkush! Edhe mire, ranë të flenë.Vëllau i madh i tha atij të voglit,

thuaj ti se ma i vogël je! Ai i ktheu, thauj ti se ma i madh je! E njëri thauj ti, e tjetri thuaj ti, dikur ma i vogli pranon dhe i thot Sheismailit. –Ne, thot, duam të ta japim motrën tonë për grua sepse, ti na shpëtove neve të gjallë nga lufta. A, thot Sheismaili, pa e marrë Gjylbeharen s'e marr Gjylizaren!–Mirë pra, i thuan ata. Ky ngrihet dhe e hypën kalin edhe shkon.Hajt hajt, mbërin te një qytet. Kur bën të hyjë brenda në qytet atij i thuan, –ti s'mund të hyshë këtu! Ia, tregojnë një letër se këtu është qyteti i Arapi Zengis. –Askush nuk hyn dot pa dhënë leje Arapi Zengi. Ky djali nuk i pyetën fare dhe hyn në qytet. Kur e sheh një furrë edhe e merr një bukë e ia ep kalit. Kur e shohën rojet e ndalin e i thuan, –si ke mundur të hyshë ti këtu pa lejen e Arapit Zengi? Sepse ai i shfaros të gjithë ata që guxojnë të hyjnë në qytet pa lejen e tij. Mirëpo Arapi Zengi e sheh për dollapi prej te konaku i vet edhe u thot rojeve, – lene atë mjeri le të vijë këndej! Sheismaili e lidhën kalin për dyreku, e merr këllëçin edhe hypën në konak te Arapi Zengi. Kur hypën ky lart, edhe shihen me Arapin Zengi, ajo kishte qenë vajzë. Kur e sheh këtë djalin aq të bukur, dashurohet në të dhe i thot,–unë do vijë me ty! –Jo thot Sheismaili, sepse pa e marrë Gjylbeharen edhe Gjylizaren, sepse ua kam dhënë fjalën atyre nuk mund të të marrë ty. –Ani i thot ajo, por, tani më merr mua e pastaj merri edhe ato. Ky pajtohet. Dhe këta i ngjeshin shpatat, i hypin kuajtë dhe shkojnë te Baba Dovleti. Duke shkuar udhës, Sheismaili i mori edhe ato të dyja me vete dhe bashkë me të triat shkoi atje ku kishte pasur një saraj pak ma poshtë bahçes së Dovletit. Sheismaili i la gratë në saraj kurse vet shkoi te babai vet. Kur e sheh ai djalin, i thot, –ah bre bir a erdhe? –Shyqyr zotit që më erdhe! –Po, thot, erdha o babë! –Po si ke qenë bre bir, a ke qenë mirë, a ke qenë shëndosh? –Po, thot djali, si është më mimrë kam qenë! –Po mirë bëre që erdhe, thot Dovleti, sepse ka ardhur koha të t'martojmë. –A po, thot djali, por tanimë unë jam martuar, Baba Dovlet. Nuset i kam lënë n'saraj. Mirëpo ky djali gruen e dovletit e ka pasur njerkë. Edhe njerka, shkon t`i shohë nuset e Sheismailit tek rrinin në saraj. Kur ktheht në shtëpi,i thot Dovletit. –Obobo, ç`nuse t'mira na kishte djali jot! –Jo si ti që ke marrë një shtremshë, thot ajo për veten e saj. Thot, – po çka ishte për tu çuditur se e kishte edhe një Arapi Zengi? Ndërkaq Dovleti lufton-

te me Arapin Zengi. Dovleti atëherë u mendua dhe u tha rojeve, – ta merrni e ta çoni n’mal Sheismailin dhe ta vritni atje! Këto e morën dhe e çuan n’mal por nuk e vranë, vetëm ia nxorën sytë, mirë ama, ia futën në xhep të tij. Në mbrëmje erdhën te Dovleti e i treguan se e kanë vrarë Sheismailin. Dovleti po bën luftë me ushtarët e Arapit Zengi. Mirëpo për një kohë të shkurtër gati se gjysmën e ushtrisë ia kishte shfarosur Dovletit.Një ditë Sheismaili doli nëpër mal të ecë, duke u mbajtur dru më dru, e kështu u afrua afër një çezme. Aty me një degë lisi një shpend këndonte e thonte: –me pasë ditur ky njeri si ne, i lanë sytë me ujin e këtij çezme edhe i merr sytë dhe i vë në gropa të syve edhe sytë do t`i ngjiten. Sheismaili e merrte vesh gjuhën e shpenzëve. Edhe ngadalë, ngadalë u afrua te çezma, i lau sytë me ujin e saj dhe i vu kokërdhokët e syve n’vend, ato u ngjitën në vendin e vet dhe kështu i erdhi të pamurit. Kur e pa veten, mjekra i ishte bërë deri në brez, hiç pa u rruar.Nejse, ky doli prej malit e rra kah arat. Kur, e pa një plak duke larvruar.U afrua e i tha, puna e mbarë bre axhë! Mbarë paç bre bir, ia ktheu plaku! Plaku ishte i mbetëm dhe memzi se u bërtite qeve. Sheismaili e pyeti, – pse po lavron vetëm o plak? –A nuk ke djal? –Kam po si nuk kam,i tha plaku!–Dovleti po bën lufë me një që i thuan Arapi Zengi, e ai është duke ia zhdukur ushtrinë Dovletit. –E nesër e ka djali im rendin të dalë në luftë prandaj, tha plaku, jam duke lavruar vetë, sepse, vetëm atë djal e kam, thot ai. Sheismaili i thot kollaj është kjo punë, –do të shkojë unë në luftë në’vend të djalit tënd! –Po mirë bre bir, zoti të ndihmoftë që po ma bësh këtë të mirë sepse vetëm një djal e kam! Sheismaili e hoqi mjekrën e u bë gati të nesërmen për të shkuar në luftë. Mirëpo, Arapit Zengi, i ishte treguar kjo gjë në ëndër edhe u tregon atyre dy grave dhe, u thot se, – n’ëndër prëmë mu paraqit se Sheismaili është gjallë?! –Nesër do të dalë në shesh të luftës me mua, unë do ta diktoj edhe nuk e pres me shpatë. Atë ditë luftojnë gjithë ditën. Në mbrëmje kur ndalet lufta, Sheismaili shkon prapë te ky plaku edhe i thot,–do të shkosh te Dovleti edhe do t`i thuash: –t`i kërkoj për djalin: kalin, petkat dhe këllëçin e Sheismailit se nesër e ka rendin djali im të dalë në luftë. Dhe plaku pranoi, shkoi e i tha Dovletit, për kështu e kështu, më ka dërguar djali im. Edhe Dovleti, i thot, me një herë! I thirrën rojet,e u thot, – ta bini shpejt

kalin, petkat dhe shpatën e Sheismailit! Ata shkojnë dhe i sjellin. I merr plaku dhe ia çon Sheismailit. Kali një vit nuk kishte dalur prej ahrit, qimet i mbërrinin deri në tokë. Sheismaili i veshën petkat, e ngjeshën këllëçin, i hypën kalit, e kur i hypi mbi shpinë i bërtiti: – ja Kamertaj! Kali kur ia dëgjoi zërin i dha një hingëllimë dhe një të dridhme, krejt qimet i rranë në tokë. Hyri në luftë. Ky duke luftuar u afrua afër Arapit Zengi dhe kur i përpoqën shpatat një më një, ky i tha, –unë jam Sheismaili! –Të njoha, tha Arapi Zengi. –Po shiko, tha Sheismaili, unë nesër kur do të luftojmë, do të rrëzoj ty, dhe do të mba ndër shpatë! Kur do ta shohë Dovleti këtë, ai do të vijë dhe atëherë ty do të lëshojë që ta presësh me shpatë sepse unë s'e pres se e kam babë! Këta luftuan deri në mbrëmje dhe kur u ndal lufta shkuan në shtëpi. Nesrër prapë dolën në fushë të mejdanit, edhe e nisën luftën. Dovleti po i shikon karshi me dylbi. Krejt qejf se ndoshta do ta mundë Arapin Zengi edhe do ta fitojnë luftën? Duke luftuar, Sheismaili e rrëzoi ndër kalë Arapin Zengi edhe e thirri Dovletin duke ia bërë me dorë eja! Dovleti e mori shpatën edhe u afua te Arapi Zengi. Por ky, në atë çast e lëshoi Arapin Zengi,ndërsa ai u çua shpejt dhe e kapi Dovletin e ia preu kryet. Kështu edhe lufta u ndal. U dorëzuan edhe ushtria e Dovletit. Sheismaili shkoi n'konak dhe e mori njerkën dhe e nxori përjashta. E leu me gaz edhe e kalli. E dogji të gjallë. Vetë u bë Dovlet, edhe e mori Gjylbeharen ma parë, pastaj pas dy javësh e mori edhe Gjylizaren, dhe në fund,mbas tre javëve e merr edhe Arapin Zengi, dhe kështu bëri dasëm të madhe. Thirri shumë krushq, me lodra e surle edhe me dajre, me muzikë e me hare e aheng, shtatë ditë e shtatë netë kërcyen dhe luajtën derisa nuk mbaroi dasma. Përralla në shkallë, shëndeti i juaj ju beftë në ballë!

## PËRrALlA E ShOTANAVE

Kishte pas qenë një herë një burrë dhe një grua të cilët bashkëjetonin. Burri madje ishte dhe gjuetar. Krahas asaj që

shkonte për ta punuar tokën, ai me vete merrte edhe pushkën për të gjuajtur pata të egra, thëllënza shapka apo fazanë. Një ditë ai kishte gjuajtur një patë të egër siç i thonte ai vetë , ***shotan.*** Pasi ia dha gruas shotanin, i tha që ta përgatiste për darkë sepse ai vetë do të shkonte në pazar. Një grua, fqinja e saj, vjen dhe e pyet shoqen se çka kishte vënë për darkë? Ajo i thot se burri i kishte sjellur një shotan, të cilin kjo e kishte vënë ta pjekë. Mirëpo fqinja ia mbushi mendjen gruas së gjuetarit që, ta hanin bashkë të dyjat dhe, burrit të saj t'i vente groshë për t'i zier. Kjo e shkreta i besoi dhe pa mos e pjekur punën mirë e mirë veproi si i tha shoqja. Në mbrëmje kur erdhi burri në shtëpi, i tha: –oj grua!, Çfarë ke bërë për darkë? Ajo i tha: kam zier groshë! Burri darkoj dhe nuk foli gjë. Nesër, përsëri solli një shotan ia dha gruas dhe i tha: shiko sot ta bësh për darkë shotain! Dhe shkoi në punë.Përsëri erdhi gruaja e fqinjit, dhe përsëri ia mbushi mendjen që ta hanë këto të dyjat shotanin, ndërsa burrit të saj ti bëjë gjellë me patate, kuptohet pa mish. Kur erdhi burri nga puna, e pyti se çka ka bërë gruaja për darkë? Ajo i tha se ka bërë gjellë me patate! ai u xhindos ca duke i bërtitur gruas e duke i thënë: –unë të thashë që sot të ma pjekësh shotanin e ty, prap se ke bë! Ajo u arsyetua se sot kishte haruar ndërsa i tha, nesër me siguri do ta bëj! Të nesërmen përsëri burri ia tërhoqi vëretjen se, poqese nuk do ta bënte për darkë shotanin, ajo do ta pësonte keq nga dajaku që do t'i jepte ai. Dhe i mori qetë e shkoi për ta lavruar arën. Në lavër, burri, sa herë që i kthente qetë me plugun u thirrte, –sa shotana-sa shotan! me qëllim që mos ta haronte atë që e kishte porositur gruan. Edhe këtë herë si herët tjera përsëri shoqja e mashtroi dhe e hëngrën vetë shotanin ndësa burrit i bëri gjellë tjetër. Kur erdhi burri në shtëpi, me të hyrë në oborr, u thiri qeve: –sa shotana-sa shotan! Kur e dëgjoi gruaja burrin e vet se si po bërtet, tha me vete, mjerë unë e mjera ky nuk e paska haruar shotanin! Ç'më gjeti mua të mjerën? Dhe pa humbur kohë shkoi te shoqja e saj e i tregoi asaj se si qëndron puna. Ajo i tha, –mos u mërzit aq shumë se e rregulloj unë këtë punë. Por ty m'i jep teshat e tua që t'i veshë unë! Dhe pasi i veshi shkoi e i doli para burrit të shoqes, por, ai nuk e njohi që s'ishte gruaja e tij.Me të mësuar burri se guaja përsëri nuk kishte vepruar ashtu siç e kishte porositur, ai mori një dru dhe t'i hyri gruas me

dru shpinës, fap e fap deri sa u ngi. Gjithmonë duke menduar se e riihte gruan e tij. E kjo e gjora memzi se i shpëtoi nga duart dhe iku e shkoi në shtëpi të vet. Atje i tha asaj, –po ti e kishe të marrë burin moj shoqe! –Si më zuri me dru desh më mbyti, pastaj i nxori e ia dha teshat, ajo i veshi dhe shkoi tek i shoqi por ky meqë nuk e kishte njohur që s’kishte qenë gruaja e tij, përsëri ju vërsul duke i thënë:–a prap më erdhe a! Dhe deshi përsëri t’i jepte dajak,mirëpo gruaja ia ktheu me të shpejtë duke i thënë se dajakun le ta hajë ajo që i hëngri shotanat e jo unë sepse, ajo më ka mashtruar mua! Të nesërmen, burri shkoi te Lisi i Thatë të lëvronte arën. Gruaja e mërzitur për atë që kishte ndodhur, disi donte t’i bënte ndonjë intrigë burrit të saj dhe shkoi e blejti në pazar një peshk. E mori me vete e u nis për te ara ku lëvronte burri i saj. Sa mbërrini në krye të arës e lëshoi peshkun në vijë të plugut dhe bëri ca hapa përpara. Kur e pa i shoqi u habit dhe pyeti pse kishte ardhë? E ajo u arsyetua se kishte ardhë për ta pyetur atë se ç’dëshironte t’i bëj për darkë? Burri, duke u afruar afër vijës e pa peshkun, i habitur ngase gjeti një peshk, kërceu dhe e mori, bëri ca hapa para dhe iu drejtua gruas: – shiko moj e nderuar si u bë puna, do ta pjekësh këtë peshk për darkë! Dhe ia dha gruas atë. Gruaja e mori peshkun dhe e futi në strajcë. Meqë kishte vendosur t’ia bëj një të keqe, pasi e kishte pjekur peshkun, e kishte qepur në skutaçe[11] nga ëna e poshtme kurse në lagje e kishte përhapur fjalën gjoja se burri i saj ka luajtur mendsh.Kur erdhi burri në shtëpi, pasi u hoqi zgjedhën qeve,u qiti sanë për të ngrënë dhe vet u ngjit shkallëve të shtëpisë. Sa hyri në dhomë e pa gruan duke ndenjur në krevat. Ajo nuk lëvizi fare nga vendi? Atëherë burri i bërtiti me inat, –hajde, shtroma darkën se jam lodhur! Dhe vet u ul pranë oxhakut. Gruaja si e shastisur ia ktheu, –po ti s’ke pru gjë në shtëpi për të bërë darkë! Atëherë burri i mllefosur dhe siç e kishte shopin me krabë në duar, e drejtoi nga ajo duke i thanë:–o nxjerre peshkun e pjekur që ta dhashë te Lisi i Thatë, –o të bëra përshesh tani! –Çfarë peshku lum burri? Ia priti gruaja. Ku ka peshk në Lis të Thatë! mos të ka luajtur mendja? Burri filloi t’i bjerë me shkop e ajo duke piskatur e dëgjuan dhe erdhën fqinjët e t’iu vërsulën burrit të

[11] Skutë, përparëse e leshtë grash

saj dhe e kapën për duar e po e mbanin. Ai bërtiste, – peshku bre peshku! –Ata me vete thonin, me të vërtetë i paska lojtur të shkretit! E i thonin pastaj, – nuk ka peshk bre burr! Gruaja e kapte cepin e skutaçes, e ngrente pak sa ta shihte burri peshkun dhe e lëshonte përsëri, e burri seç bërtsite: –ja bre peshku ku është! E këta ja kthenin, –more ku ka peshk në Lis të Thatë dhe e mbanin fortë për duart. Dduke menduar se ky po e tepronte e zunë e t'i hoqën një dajak derisa i shkreti e haroi emrin e peshkut. Pastaj e lanë të qetë bashkë me gruan e tij dhe shkuan në shtëpitë e veta. Burri dhe gruaja përsëri vazhduan të bashkëjetojnë edhe më tutje!? Por,asnjëherë më, burri s'e kuptoi intrigën që ia bëri gruaja.

## SI KAM QENË, SI JAM BË, SI DO TË BËHEM

Kishte qenë çka kisht qenë, na kishte qenë një herë moti një Mbret dhe një Satrazem[12].Kanë pasur të dy nga një vajzë. Vajza e Mbretit ka qenë më e hijshme ndërsa vajza e Sadriazemit ka qenë më pak e hijshme. Vazën e Mbretit po e lypin ndërkaq vajzën e Satrazemit nuk po e lypin. Këtij i vjen qesëndi kështu që një ditë i thot Mbretit:–O vëlla,vajza yte ka ashik!Mbreti zemërohet shumë edhe me një herë i thirrën xhelatët e u thot: –ta merrni vajzën dhe ta çoni n'mal e atje ta therni, dhe t'ma sjellni një nishan të përlyer me gjak kur të ktheheni në shtëpi!

Këta e morën vajzën dhe e çuan në mal. Atje e kapën një shpend dhe e therën. E përlyen këmishën e vajzës me gjak dhe erdhën e ia prunë Mbretit. Ai kur e pa këmishën me gjak kujtoj me tamam se e paskan therur. Kështu ai u rahatua prej atij t'keqi që e kishte, kur mendonte se vajza e tij kishte pasur ashik. Kjo vajza mbeti në mal.Një ditë prej ditëve,një djalosh shkon për të prerë dru n'zabel. Atje e sheh këtë vajzën.Kjo i tregon se si i ka ndodhur puna fill e për pe, edhe e pyetën këtë djalin, i thot, –a do të më marrësh për

[12] Kryeministër

grua? Ky djali i thot,–të shkoj e ta pyes më së pari nënën?Edhe kur shkon në shtëpi, ia kallëzon nënës së vet se çka kishte parë në mal.E edhe nëna i thot, –shko shpejt dhe merre vajzën sepse, është gjynah të rrijë ajo vetë në mal! Ky djali shkoi në mal, e mori atë vajzën dhe e solli në shtëpi të vet. Kështu, ata bënë dasëm e u martuan. Kjo vajza e mbretit i thot këtij djalit të cilin e kishte marrë për burrë.–Kur do të bëj fëmijë, thot, –të lutem që të më lejosh që unë tua vë emrat! –Po mirë, i tha ky djali, vënva ti! Kjo vajza zuri të punojë punë shtëpie dhe punë dore, e kështu për një kohë këta u bënë shumë të pasur. Ky djali e ndreqi e bahçen si të mbretit sepse, kjo ishte vajzë mbreti, dhe prandaj e bëri sikur të babës së vet. Mbasi shkoi një kohë e gjatë, disa vjet, Mbreti ishte mërzitur shumë edhe një ditë i thot Sadriazemit, –o vëlla bre, unë kam një sëkëlldi t'madhe bre vëlla! –Sikur dua t'dalim pak të shëtisim andej nga mali. –Pak do të shëtitemi, pak do të gjuajmë ndonjë kafshë e ndoshta më hiqet ky siklet. U nisën këta e shkuan në bjeshkë. Duke shëtitur mbërritën në një vend. Aty e panë se kishte një shtëpi me një bahçe shumë të mirë. Mbreti i tha Sadriazemit, –do të kthejmë ta shohim se e kujt qenka kjo shtëpi kaq e mirë? Kur hyrën këta n'oborr, u doli para i zoti shtëpisë e i ftoi brenda. Hyrën edhe u ulën më së pari në bahçe në një vend të mirë prej druri që e kishte ndrequr ky djali,me tavolinë e me ulëse. Mbreti u çudit e,i tha Sadriazemit,–o vlla,unë nuk kam parë kështu hijeshi e rend të madh tjetërkund! E paska ndrequr bahçen tamam si bahçen time? Këto deshtën të ngrihen por ky djali nuk i la,u tha, –ne kemi dëshirë që ju të bujni sonte te ne, sepse s`dimë qe sa vjet që ne nuk kemi parë miq të na vijnë në shtëpinë tonë. Kësaj gruas i kishin lindur tre djem dhe ua kishte vënë emrat, njërit "Si kam qenë"? Tjetrit "Si jam bërë"? Dhe më të voglit "Si do bëhem"? Kur u shtrua sofra për të darkuar, nëna e vet u thirri fëmijëve për ta sjellur bukën edhe gjellën për të ngrënë miqtë darkë. Më parë thirri –"Si kam qenë" pastaj –"Si jam bërë" edhe –"Si do bëhem". Mbretit i erdhi çudi se nuk kishte dëgjuar këso emrash ndokundi. Të nesërmen për drekë, kjo i kishte bërë hajet e mira, njashtu sikurse të Mbretit. Mirpo një haje e kishte lënë pa krypë. Këta hëngrën drekë, u knaqën shumë, mirpo ma në fund ua vuri pilafin. E këta kur hëngrën e panë se pilafi ishte pa krypë? Mbasi hëngrën,

Mbreti, i tha zotit të shtëpisë, –unë kam një kërkesë prej teje, a ka mundsi ta pyes gruan tënde nja dy fjalë?Zoti i shtëpisë i tha,–posi, si s'ka mundsi Baba Mbret! Edhe e thirri e i tha gruas, –oj grua, Mbreti do të të pysë ty një gjë? –Ani bre burr i tha gruaja, le të më pyte?Edhe Mbreti i tha nikoqires, –dua të të pyes dy pyetje! –E para, përse krejt gjellërat i kishe bërë shumë të maira, porse njëra në fund ishte pa krypë? –Dhe e dyta, –përse ua ke vënë këta emra djemve? Kjo gruaja u mendua pak edhe i tha: –do të tregojë po si! –Hajen e fundit e bëra pa krypë, sepse baba im krejt punët i pati bërë të mira, por veç një punë nuk e bëri të miërë. – Ngase i dëgjoi llafet e huaja edhe e çoi vajzën në mal ta therin xhelatët. –Ndërkaq emrat ua kam vënë kështu sepse, si kam qenë vajzë mbreti, dhe si jam bërë grua çobani e di, por ama si do të bëhem në të ardhmen nuk e di? Atëherë Mbreti brofi e u ngrijtë në kambë, edhe e kapi për qafe.–Po ti qenke bija ime i tha!Dhe prej gëzimit i shpërthyen lotët. Pas një kohe kur u qetësuan të gjithë, Mbreti shpejt e shpejt çoi lajmin në konak të tij që, të bëhet një darkë e madhe sepse, vajza e mbretit qenka e gjallë. Dhe kështu bëri sërish dasëm tjetër. I thirri krejt njerzit e u dha peshqeshe të mëdha,edhe hyzmeqarëve edhe xhelatëve të cilët nuk e kishin therur vazën e tij, por kishin therur një shpend. Dasma zgjati një javë, kush mbërrini hëngri e piu derisa sa u ngopën mirë.
Kështu mbaroi edhe kjo përrallë, andaj ju që më dëgjuat mua, paçi shëndet në ballë!

## TRINGAXhEL FATIKOL DIMISLIM

Ka qenë çka ka qenë, kanë qenë tri gra me një mëhallë. Njëra u thot tjerave, –oj shoqe, a do të vini mori të shkojmë në mal për dru. Ata i thuan po, do të vijmë! Nesër të trijat shkuan për të bërë dru. Dhe prenë dru gjithë ditën.Në mbrëmje e lidhën nga një deng me dru edhe e ngarkuan në shpinë.Nja dy ishin më të reja edhe i vunë dengat në krah edhe u nisën për në shtëpi. Ndërsa njëra ishte

më plakë por dhe e kishte bërë një deng të madh e s'e ngrente vetë. Përpiqu andej, përpiqu këndej s'e ngren dengun e drunjve dhe kështu kaloi koha e u bë mbrëmje.Zuri të errësohet.Kjo tha vetë me vete: –o bishat e malit!–Më ndihmoni ta vë në shpinë këtë dengun me dru, unë kam një djalë në shtëpi,atë do tua jap ta hani! Arusha e dëgjoi, edhe duke bërë hau hau u afrua e i tha plakës, –unë do të ndihmojë ty!–Ama pastaj të ma japësh ta ha djalin tënd! Plaka i tha,–po, do ta japë si jo! Arusha ia ngrejti dengun me dru plakës, edhe ia vuri në shpinë.E mandaj plaka shkoi në shtpi.
Mbas një kohe djali u rrit e u bë i madh.Arushës i shkoi ndërmend të shkojë e ta marrë atë djalin dhe ta hajë. Dhe një natë hajt, hajt arusha erdhi para mëngjesit e i ra derës, tak tak, tak. Kjo gruaja plakë doli te dera dhe pyeti, – kush është? Jam unë arusha! Kam ardhur ta marr amanetin, tha ajo! –O moj arushë, po djali është duke fjetur, tha gruja.Edhe shkoi shpejt e shpejt e zgjoi djalin prej gjumit dhe e veshi. I dha bukë për të ngrënë. Kjo prapë i ra derës tak, tak.–Nxjerrma amanetin te dera!–Ja i tha, është duke u veshur djali. Kjo e veshi djalin i dha edhe një strajcë me bukë, edhe e nxori për dollapi dhe i tha: ik biro prej këtu! Kështu duke e rrejtur arushën me ja prit edhe pak, edhe pak.Ai djali pasi doli nga shtëpia, nisi hajt, e hajt bir, dhe kështu mbërriti me një katund.Një hallë plakë po than jufka. –Puna mbarë oj hallë, i tha! Mbarë paç more bir! –Ku po shkon kaq herët e pyeti plaka? Ky i thot, –do të shkojë n'ugur të zotit! –Prit pak të të jap halla një send, i tha ajo plaka! Edhe ia dha një vezë dhe një krabëz.Ky i futi në strajcë dhe nisi përsëri udhën.Më teposhtë një plakë tjetër thante terh-anë[13].– Puna mbarë oj hallë! –Mbarë paç bre bir!–Ku po shkon kaq herët? –Do të shkojë në kurbet i thot djali. –Pprit pak të t`jap halla një vezë dhe një krabëz! Ia dha plaka, djali i futi në strajcë. Kështu i bëri dy vezë dhe dy krabëza dhe e vazhdoi udhën mëtutje.Duke shkuar më poshtë, një plakë tetër thante bungur. Edhe asaj i tha:– puna mbarë oj hallë! –mbarë paç more bir, ia ktheu plaka! Ku po shkon ti kaq herët e pyei ajo? –Shkoj n'ugur të zotit, tha djali! – Prit pak të t'jap një vezë dhe një krabëz i tha plaka! Ky tani i bëri tri vezë dhe tri krabëza.Vazhdoi rrugën, hajt hajt, deri në një vend.

[13] Brumë në koërra i përgatitur me qumësht dhe pastaj i tharë

Kur në atë strajcë zun të lëvizin do gjë të gjalla. Kur e hapi strajcën, aty i pa tre këlyshë. I nxori nga strajca e i lëshoi në udhë. Ata u rritën sa me qenë tre veç të mëdhenj. Njërit ia vu emrin Tringaxhel, njërit Fatikol dhe tjetrit Dimislim. Edhe përsëri vazhdoi udhën, hajt hajt, duke ecur u afrua afër një katundi. Aty kishte një jaz të madh e s'po e kapërcenin as ky as qentë atë nga uji që e kishte. Këtij djalit iu kujtua edhe i nxori ata tri krabëzat dhe i lëshoi për së gjati, edhe ato u bënë urë. kështu, kapërceu ky, kapërcyen edhe qentë dhe hyrën në atë katundin.Duke ecur për udhe një vajzë ishte në derë. –Çka bën moj motër aty në derë i tha ky djali?–Ja po rri,i tha ajo vajza!–Pse rri në derë?–Sepse nuk kam as babë as nënë, hu vetëm jam!–Po a bëhesh motra ime, i tha ky djali? –Po, bëhem po si s`bëhem,i tha ajo! –Ama,trembem mos më hanë këta qentë? –Nuk të hanë i tha djali edhe hyrën brenda. Ky djali po shkon çdo ditë në mal, i merr qentë dhe po gjuan kafshë. Secilën ditë po sjell nga një lepur n'shtëpi. Kjo e zien, dhe e hanë për darkë.E ashtu, një kohë bukur të gjatë po e çojnë jetën.Mirëpo kjo arusha i kishte ra në gjurmë këtij djalit.Edhe për gjurme, për ere e gjenë këtë shtëpinë. Edhe vjen e i thot kësaj cucës, –ti,ose do të ma gjeshë aëtë djalin ta ha ose do të ha ty!Kjo cuca trembet nga arusha e i thot, –aman mos më ha mua! –Unë do ta lë natën derën çelë, ti hyr dhe haje atë djalin! Mirëpo ky djali kur vjen n'shtëpi, para se me ra të flejë,i pyetën qentë:–Tringaxhel, thot, ku flen? –Te kryet!–Fatikol,ku do fleshë thot?–Te këmbët!–Dimislim ku do fleshë, thot? –Mbas dere! Atë natë nuk mundi ta hajë arusha këtë djalin. Ky, të nesërmen i mori qentë dhe shkoi në fushë. Arusha përsëri erdhi te shtëpia dhe i tha kësaj cucës. –Ty do të ha! Aman, mos më ha! Ju lut ajo. –Do t'i vë shkallët sonte për në tra. –Zbrit natën edhe haje. N'mbrëmje erdhi djali, hëngrën darkë edhe para se me ra të flenë,ai i pyeti qentë: –Tringaxhel ku do të fleshë? –Te kryet! –Fatikol ku do të fleshë? –Te këmbët!–Dimislim ku do të fleshë? –N'tra! Prapë arusha s'e hëngri as atë natë. Nesër i mori qentë djali me vete dhe shkoi sërish të gjuajë në mal. Arusha erdhi prapë dhe iu lëshua kësaj vajzës. –Sot do të ha ty! – Do të ha në vend të djalit! Aman, të lutem mos më ha i tha vajza!–Po kur do të vijë ai në shtëpi, unë do t`ia mbylli në dry qentë, edhe ty shko në fushë, gjeje dhe haje! Djali erdhi n'mbrëmje në shtëpi.Hëngrën

darkë edhe ranë për të fjetur.Kur u ngritën n'mëngjes, kjo cauca i tha: –o vëlla, mos i merr qentë sot në mal! Po si mos i marr i tha djali? –Po mos i merr se e kam ndërmend t'i lajë e t'i pastrojë sepse, qe sa kohë që shkosh nëpër mal e nëpër fushë përditë i ke marrë. Pra një ditë edhe këta duan të pushojnë, pastaj edhe do t`i pastrojë!–Po mirë, tha djali, s'po i marr sot me vete.Ky djali e kishte haruar më arushën. U ngritën n'mëngjes. Ky djali doli e shkoi. Kjo ia mbylli qentë n'ahër edhe ia vu drinin derës. Ky djali, hajt bir hajt, duke shkuar për udhe kur e ktheu kryet pas, e pa arushën që po i shkonte mbas? Edhe ky shikoi aty pari ndonjë dru. Dhe kur bëri të hypë në lis,arusha ia ngjiti për këmbe edhe i tha: –S'ke ku të shkosh më, do të ha tani!Ky djali i tha,–aman,lum arusha! –Para se të më hashë lirom të hypi një herë në lis e ta japë një zë, e mbrapa ani se më hashë.Arusha i tha, – mirë pra po të lëshojë një herë e pastaj po të ha! Ky djali hypi lart në lis edhe thirri me sa kishte në kokë: –eeejj...,Tingaxhel, Fatikol, Dimislim unë shkova! Qentë e dëgjuan zërin e këtij edhe, Dimislimi si t`ia ngjet derës me dhëmbë e me këmbë dam e dum e, bam e bum dhe e then derën, por i then edhe dy këmbët e veta të para.Tringaxheli dhe Fatikoli dolën prej ahri dhe si tu lëshuan me vrap, erdhën shpejt te ky djali.Edhe kur mbërritën atje, si t'ia ngjitën arushës të dy bashkë dhe e coptuan atë të tërën.Dhe ky djali kështu shpëtoi.E kur zbriti nga lisi,e mori zemrën e arushës,mori edhe pakë dhjamë arushe edhe pak mish për Dimislimin, dhe u nis për në shtëpi. Kur erdhi n'shtëpi, aty kur e pa Dimislimin kishte rënë te dera e ahrit me këmbë të thyeme. Ky kishte një shervete[14] me vite. E qiti dhe ia lidhi këmbët me të; i vuri dhjamë arushe dhe ia mbështolli mirë me shervete këmbët e thyera qenit, dhe e mori në krahë edhe e çoi ndërhajat. I dha mish arushe të hajë kurse vetë hyri brenda në shtëpi. Motra kur e pa u zymtua, edhe po i thot: –a erdhe bre vëlla? –Po erdha i tha djali! Hanë darkë. Dhe mbasi hanë darkë ky djali i thot, ti motër bjer të fleshë se une do të dal t`i shofh qentë dhe do ta mbulojë zjarrin! – Po mirë, i tha kjo, edhe shkoi e ra të flejë. Ky djali doli t`i shohe qentë. I pa, dhe pastaj shkoi te zjarri, e përpushi edhe e shtiu zemrën e arushës në prush. E mbuloi me

[14] Shami që mbajnë burrat në qafë për të fshirë djersët

shpuzë dhe me hi. Dhe u kthye prapë e hyri n'odë, e ra të flejë. Kur doli delli i mëngjesit, djali u ngrejt e i tha motrës, –oj motër ngritu më se, shiko delli ka dalë! Është bërë dreka më a ti hala sje ngritur? Edhe motra u çua dhe doli përjashta e shkoi n'çezëm t'i lajë sytë. Mbasi i lau sytë shkoi te votra që ta kalle zjarrin.E mori mashën ta përpushë zjarrin.Kur e përpushi hirin, ajo zemra plasi dhe hiri i nxehtë i ra krejt në fëtyrë edhe i hyri në sy. Kjo filloi të piskatë.–Aaa.. më dogje bre!–Si më dogje bre t'djegtë zoti tha! Jo, jo, ty të djegtë zoti! –Se, nuk ma kallëzove arushën t'ia lëshoja qentë që ta coptonin, por, mi mbylle qentë n'ahër me dry, dhe ma lëshove arushën n'mal të më hante mua, i tha djali! Edhe ky djali e la atë duke piskatuar, i mori qentë edhe shkoi te nëna e vet. Nëna e vet kur e pa se i hyri nga dera djali shëndosh e mirë, u gëzua shumë.–Ah,loçka e nënës,tha ajo?Donte t'fluturonte e shkreta prej gëzimit që po e shihte me sytë e vet djalin e saj të gjallë. Sepse, ajo kishte kujtuar se ia kishte ngrënë djalin arusha. E kapi për qafe, e qajë e përqafo djalin, deri sa u ngi me djalin e vet.–O,shyqyr,tha,si m'erdhi djali gjallë e shëndosh! Bëri një dën-dëne të madhe, e bëri edhe dasëm të madhe, e more ku je, e me lodra e me surle.Unë isha magjetore, ndërsa cucat i kisha dajrexhie, edhe djalin e kisha bajraktar me kalë me shalë, o more hajde ku je, e tu kënaqëm në atë dasëm shumë!Un e mora një tenxhere me jani e kur do të më rrëshqasin këmbët ndër lajthi, e mu derdh krejt sahani me jani!Kështu s`më mbeti gjë për në shtëpi.–Përralla në dallë,shëndeti në ballë!–Përralla u sos, një sahan me kos.–Kosi qenka i thartë, na u bëfshi ju o fëmijë të zjarrtë!

## UNË I NGOPUR MIKU MË I NGOPUR

Ka qenë çka ka qenë, kanë qenë tre vëllezër. E kanë pasur një motër dhe një nënë. Një ditë nëna u thot,–o birat e nënës, ka ardhur koha ta martojmë motrën tuaj! –Ani moj nënë, ta martojmë thanë djemtë! E martojnë motrën. Shkon motra nause. Kaloi një

kohë, e u bë mjaft gjatë që, vëllezërit nuk kishin qenë te motra? Ai vëllau i madh, i tha nënës, –oj nënë, dua të shkojë te motra! Ani bre bir shko, i tha nëna! Ngrihet ky një ditë mbas dreke dhe shkon te motre. Tak,tak,tak; troket në derë.Kur doli motra dhe e pa,bërtiti, –o, loçka e motrës si më vjen të më shohë,–O,vëllau i motrës! E merr ngrykë, e përqafon fort, dhe pastaj hypin lart në dhomë. Kur vjen dhëndri dhe kur e sheh kunatin që i ka ardhur mik në shtëpi, i thot të shoqes,–oj grua shko e there atë rosën e madhe se të ka ardhur vëllau i madh.Motra shkoi e preu rosën edhe e bëri supë dhe birjan edhe bëri shiqerpare për ëmbëlsirë, e pas pak do ta vënë sofrën dhe do të hanë darkë. Porsa e shtrojnë sofrën, e vëndojnë supën. Sa merr miku një lugë supë, zoti i shtëpisë thot: –ia fillova dhe përfundova, unë i ngopur miku më i ngopur! –Ngreje grue sofrën thot, se nuk i hahet mikut bukë më! Çu bë tani? Miku mbeti i uritur lak. Kjo gruaja prej frike e ngriti sofrën. Mbas një kohe ranë të flenë. Mirëpo miku i uritur se mori gjumi gjithë natën e lume. Ky u çua para mëngjesit edhe iku e shkoi në shtëpi. Kur shkoi në shtëpi herët, pa dalur akoma mirë drita, nëna sa ishte zgjuar nga gjumi. Kur e pa djalin që erdhi, e habitur i tha, –o biri nënës, a erdhe bre bir? –Po erdha oj nënë tha djali! Po si ishte motra bre bir? Mirë ishte bre nënë,shumë mirë por, kishte një burr të keq, pa respekt. Pse more bir thua kështu, e pyeti nëna?–Ah, bre nënë? –Motra e theri një rosë të madhe dhe bëri supë me birjan[15]. – Bëri edhe shiqerpare, mirëpo, kur e vu sofrën i tha motrës, –ia fillova dhe përfundova, unë i ngopur miku më i ngopur. Ngreje grue sofrën, se nuk i hahet mikut bukë më. Ky vëllau i mesëm u revoltua dhe i tha aty të madhit. –A bre vëlla nuk e di ti se çka do t`i bëj unë atij kur do të shkoj atje! Nejse, kaloi një kohë e u bënë disa javë. Ky vëllau i dytë po thot: –oj nënë do të shkojë te motra! Ani bre bir, shko i tha nëna! E kur shkoi ky te motra, trokiti: tak, tak, tak, në derë të shtëpisë. Doli motra. Kur e pa vëllaun u gëzua shumë. –O, loçka e motrës kush më ka ardhur? E futi vëllaun brenda. Kur e pa dhëndri mikun, tha: –oj grua, shko e there atë rosën e dytë se të ka ardhur vëllau i dytë! Edhe gruja u çua e shkoi

[15] gjellë me oriz dhe mish

dhe e theri rosën e diyë. Bëri çorbë, birjan dhe sheqerpare[16] sikurse rendin e parë. Kur u bë mbrëmje, e vunë sofrën të hanë darkë. Sa morën nga një lugë çorbë, përsëri ky dhëndri tha: –ia fillova dhe përfundova, unë i ngopur miku më i ngopur. –Ngreje grue sofrën, se nuk i hahet më mikut bukë! –Obobo, çu bë tani? Miku mbeti i uritur përsëri sepse, e la bukën pas këtyre fjalëve edhe pse ishte lak i uritur. Pas këtij urdhri, gruaja e ngrejti sofrën. Mbas një kohe që ndejtën duke bërë muhabet, ranë t'flenë. Para mëngjesit miku u çua edhe iku. Motra i tha ngadalë bre vëlla përse po ngutesh. –Jo motër, hajde për të mirë u pafshim se unë shkova! Shkoi në shtëpi. – A erdhe be bir? E pyeti nëna.–Erdha oj nënë! Po si ishte vajza bre djali nënës? –Shumë mirë ishte ajo! –Po çka e kishte një burrë, ai ishte krejtësisht i keq dhe pa turp! –Si shkova atje, motra bëri darkë të madhe. –Por sa e vu sofrën motra, edhe mua ma bëri si vëllaut të madh?! –I tha ato fjalët "– ia fillova dhe përfundova, unë i ngopur miku më i ngopur. –Ngreje grue sofrën, se nuk i hahet më mikut bukë"! Ky vëllau i vogël thot: –do të merrni vesh ju se çka do t`i bëjë unë atij. Do të dëgjoni më vonë! Pasi kaluan disa javë, edhe ky një ditë erdhi më herët me dhentë prej bjeshke sepse, ishte bari dhe i kulloste atje dhentë. Mori bukë në strajcë, e mori shkopin me kërlik, i mori ene qentë dhe i tha nënës, –mirupafshim oj nënë se unë shkova te motra! Mirë vafsh bre bir i tha nëna! Bëri shëndet bijës! Edhe ky hajt, hajt shkoi te motra. Kur mbërriti te shtëpia e saj, u ndal para derës së madhe dhe trokiti: tak,tak,tak duke i rënë derës më rëndë. Kur doli motra, kur e pa, bërtiti nga mallëngjimi,–o lumë unë, kush po më vika! –Vika vëllau im i vogël. E merr ngrykë e fut brenda edhe hypin lart në odë të miqëve. Kur vjen dhëndri dhe e sheh mikun, i thirr gruas. –Oj grua shpejto e there sonte atë rosën e vogël se të paska ardhur vëllau i vogël. Edhe gruaja shkoi dhe shpejt e shpejt e preu rosën e vogël, bëri dark si herët tjera, supë, birjan dhe sheqerpare. Sa e vu gruaja sofrën buri prapë tha: " ia fillova dhe përfundova, unë i ngopur miku më i ngopur.–Ngreje grue sofrën, se nuk i hahet më mikut bukë ! Jo jo, tha miku, unë jam i uritur grep e lak, gjithditën e lume kam ngarend me dhentë andej-këndej? A ti, si

[16] ëmbëlsirë karakteristike e kësaj ane

mos të të hahet mos ha, kurse unë do të ha! E pyeti motrën e vet, i tha, –ti motër a të hahet bukë? –Si të të hahet ulu dhe ha me mua! a si mos të të hahet çohu! Motrës i erdhi rëndë edhe mbare dhe u ul me vëllaun që të hanë darkë bashkë. Edhe hëngrën. Mbasi hëngrën darkë, ky vëllau i mblodhi ato çka mbetën; çorbën ua qiti qenve, birjanin e futi në strajcë, edhe sheqerparen e mbështolli në shervete dhe e futi në strajcë. Kur u bë koha për të fljetur, motra e pyeti, –a të ta shtrojë shtratin o vëlla? –Jo tha, unë jam çoban e më vjen era krejt ajkë dhensh! –Do të fle i mbuluar me gëzofin tim, aty te shtëpia zjarrit tha ai. Atje do të fle! –Jo, thot motra, si të të lëmë të fleshë te shtëpia zjarrit duke qenë oda e miqëve. Jo jo, hiç mos u merakos për mua oj motër! –Unë atje do të fle thash! Edhe u çua e shkoi te votra e zjarrit. U mbështoll me gëzof dhe ra të flejë. Strajcën e vuri afër vetes edhe shkopin me kërlik[17] e mori pranë. Natën, ky zoti i shtëpisë u çua sepse ishte shumë i uitur, dhe i kërkoi gruas të sjellë diçka për të ngrënë. –Po çka të hamë i thot gruaja! –Si moj çka të hamë, gjithë ai birjan, e mish, e sheqerpare që kemi thot, –e ti thua s`ka. –O more burrë, i thot ajo, po çorbën bashkë me bukën ua ka dhënë qenve,birjanin me mishin edhe sheqerparen e ka futur në strajcë. –O thot ky, po halli zi çka do të bëj thot tani kështu i uritur? Po nuk e di, thot gruaja, se çka t'bëjmë? Ky miku e kishte vënë gëzofin në krye edhe për mëngën e gëzofit e shikon burrin e motrës se çka do të bëjëë. Dhëndri ngadalë ngadalë i afrohet te strajca, që t'ia vjedhë strajcën. Kur i afrohet dhëndri afër, ky i bie, tum, me shkop n'kryeje edhe thot: –çop bre viran ke ardhur t'ma marrësh edhe strajcën. Duke aluduar kinse është qeni. Edhe ky ikën bythprapë tutje. Kur erdhi për së treti t`ia marrë në strajcën ky bariu i ra mirë me shkop në krye, dhe kështu ia bëri një gungë sa s'dihet t'madhe. Ky bythprapë, bythprapë, ktheu dhe skoj e ra në odë. Erdhi gruja ta shohë, ky i tha: –shko shpejt e shpejt të më sjellësh qepë e krypë, të ma vëshë n`krye se më dhemb koka shumë! Më ka ra miku me shkop! Gruaja ia shtypi një qepë me kryp edhe ia lidhi kryet me shami, edhe e mësoi burrin e vet, i tha: kur do të pyese vëllau im n'mëngjes, çka i ke bë ballit bre dhëndër? Ti mos i kallëzo drejt,

[17] shkop barinjsh me kërrabë

por thuaj shkova t`i ushqej natën kafshët n'ahër, e më vrau me brirë ai viran kau i zi! Kur u ngrejt miku në mëngjes, e kur hyri në odë, e pa dhëndrin të shtrirë në krevat, edhe kryen e kishte të lidhur.E pyeti,–çka i ke bë kryes bre dhëndër, që e paske lidhur? Lene mos e nga bre mik, i tha ai! Shkova që tu qes zahire kafshëve natën, e një viran karaxha[18] është si i praptë, e kur më ra me brirë, më përplasi për muri edhe e vrava kryet! Ky miku u shtir kurse s`di gjë, edhe e pyeti: –po cili mëzat të vrau? –Ai i ziu bre më vrau, i tha dhëndri! Miku zbriti poshtë, e mori sopatën edhe thikën, dhe shkoi n'ahër pa e pyetur dhëndrin. Atje e mori kaun e zi, e nxori përjashta dhe aty ndërhajat e theri mëzatin për shkak se ia kishte vrarë dhëndrin? E preu edhe e rrjepi. Kur e pa e motra, shpejt e shpejt hypi lart e shkoi te burri n'odë. Po çka bëre bre derëfikët që i the se karaxha të ka vrarë? Përse moj grua, çka ka ndodhur? Po ai, e ka marrë karaxhën edhe, e ka therrur përshkak se të ka vrarë me brirë ty. –Mos bre! –Çka na paska bërë damin? – –Po ku është tani? –Po e preu edhe e futi në thes. –Of of, çka na paska gjetur neve të shkretëve, tha burri! Ky vëllau i la pak mish motrës; ato mushkëritë edhe zorët me plancin. Mishin tjetër e mori me vete. Pak mish u dha edhe qenve, pastaj e mori thesin, e hudhi në shpinë edhe shkoi në shtëpi. Kur hyri nga dera thirri, –oj nënë, dil se t'kam pru hise prej motrës! –Ore vëllezër, a u thash se unë do t`ia tregojë atij maskarai qejfin! Kur e nxori strajcën, e prej saj e qiti birjanin, e qiti edhe sheqerparen. Nëna e pyeti: –po çfarë ke në thes biri im? Ah, tha, në thes kam mish! E preva karaxhën se e kishte vrarë dhëndrin dhe u tremba e thash se po ma vret edhe motrën? –E ruajna o zot më keq se po ma mbytën? –Thash me vete, hajt ma mirë po e theri se sa ta kem gajle gjithmonë! E pyeti nëna, –a i ke lënë mish motrës. –Po po, i lash edhe asaj! –Ia lash ato zorë edhe plancin me gjithë mushkëri. Përralla n'dallë, shëndeti n'ballë! E sa për mishin e kaut të zi, ai u fut në hambar!

[18] kau i zi

# P Ë R M B A J T J A

KASAM ISMEN ShAQIRVELA

**E BUKURA DhEUT**

Përgatitur për shtyp nga
Shtëpia Botuese V E L A

Botoi: JETA-AIR
Tetovë, 2008

Drejtor i botimit
***Kasam ShAQIRVELA***

Realizimi kompjuterik: *Blerim Shaqiri*

Kopertinat: *Arta Shaqiri*

Tirazhi 1000 kopje
U shtyp në Shtypshkronjën ″TringaDesign“ –2009, Tetovë

Botimi i librit u financua nga vetë autori

CIP - Katalogimi në publikim
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare
“Shn. Kliment Ohridski”, Shkup

821.18(497.7)-32

ShAQIRVELA, Kasam
**E Bukura e Dheut** : përralla / Kasam Shaqirvela. - Tetovë : Vela, 2008. - 140 f. ; 21cm. - (Biblioteka Rrëfejza : letërsi popullore)

ISBN 978-9989-2668-6-7

COBISS.MK-ID 73368330